

# KITABUT-TEVHID

## LIBRI I TEVHIDIT ( MONOTEIZMIT)

**Dr.SALIH FEVZAN EL-FEVZAN**

Nen kujdesin e drejtorise se pergjithshme per
çeshtje botuese dhe shperndarese ne Ministri

**Nga botimet e Ministrisë për çështjet Isame,**
**Vakufet, Davet dhe Udhëzim.**

# KITABUT-TEVHID

## LIBRI I TEVHIDIT ( MONOTEIZMIT)

## كتاب التوحيد

**Dr.SALIH FEVZAN EL-FEVZAN**

Nën kujdesin e drejtorisë së përgjithshme për
çështje botuese dhe shpërndarëse në Ministri
1419 HIXHRI

ⓗ **وزارة الشؤون الإسلامية، ١٤١٩ هـ**
**فهرسة مكتبة الملك فهد الوطنية أثناء النشر.**
الفوزان، صالح بن فوزان
التوحيد - الرياض.
١٢٨ص، ١٢×١٧سم
ردمك ١-٦-٢٠٦-٢٩-٩٩٦٠
(النص باللغة الألبانية)
١-التوحيد أ- العنوان.
ديوي ٢٤٠ ١٩/٠٤٨٣

**رقم الإيداع: ١٩/٠٤٨٣**
**ردمك ١-٦-٢٠٦-٢٩-٩٩٦٠**

## *KAPITULLI I PARE*
## DEVIJIMI NE JETEN NJEREZORE

### DEVIJIMI NE JETEN NJEREZORE

Allahu (xhel-le xhelaluhu) i krijoi krijesat me qëllim që ato ta adhurojnë Atë,dhe ju përgatiti atyre nga furnizimet e Tij gjëra që ju ndihmojnë atyre në jetë. Ai thotë:"Unë nuk i krijova exhinët dhe njerëzit për tjetër përveç se të më adhurojnë.Unë nuk dua nga ata kurrfarë furnizimi e as që dua ata të më ushqejnë"/Edh-Dharijat:56-58/.

Nëse shpirti i rikthehet natyrshmërisë së tij, ai do të vërtetojë hyjninë e Allahut (xhel-le xhelaluhu), do të shprehë dashurinë për të, do ta adhurojë Atë dhe askënd nuk do t'ia bëjë shok.Shpirtin, e shkatërron dhe e devijon nga kjo natyrshmëri, zbukurimet që i bëjnë atij shejtanët nga njerëzit dhe exhinët duke i shpallur ata njëri-tjetrit fjalë zbukuruese e mashtruese.Tevhidi -monoteizmi- është i mbjellur (i përqëndruar) në zemrën e njeriut.Shirku -politeizmi- është rastësorë dhe i huaj në te.Allahu -xhel-le xhelaluhu- thotë:"Përqëndro vetvetën tënde sinqerisht në fenë, i larguar prej çdo të kote, (e ajo fe), feja e Allahut në të cilën i krijoi njerëzit, s'ka ndryshim (mos ndryshoni) të asaj natyrshmërie të krijuar nga Allahu, ajo është feja e drejtë por shumica e njerëzve nuk e dinë"/Err-Rrum:30/.Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- thotë:*"Çdo fëmijë lind në natyrshmëri (besim të vërtetë ), kurse prindërit e bëjnë atë Jahudi, krishterë apo mexhusij"*.Pra bazë tek njeriu është Tevhidi.

Feja islame daton që nga Ademi -alejhis-selam- dhe ajo mbijetoi në dhurrijetin -pasardhësit- e tij disa shekuj.Allahu -xhel-le xhelaluhu- tho-

të:"Njerëzit ishin një ummet -një fe-, (e pastaj pasi u përqanë) Allahu dërgoi profetët përgëzues e qortues"/El-Bakare:213/. Shirku dhe devijimi i parë nga besimi i drejtë ndodhën në popullin e Nuhit -alejhis-selam -, ai ishte i Dërguari (resuli ) i parë:"Ne të shpallëm ty ashtu sikur se i shpallëm edhe Nuhit dhe profetëve pas tij.."/En-Nisa:163/.
Tha Ibnu Abbasi:"Mes Ademit dhe Nuhut -alejhis-selam- kaluan dhjetë shekuj, i gjithë njerëzimi jetonte në islam.Tha - Ibnul - Kajjimi:"Kjo thënie është e sakt në mënyrë të prerë".Këtë e deshmon fjala e Allahut -xhel-le xhelaluhu-:"Njerëzit ishin një ummet -një fe-, pastaj u përqanë.."/Junus:19/.Ky dijetar -Allahu xhel-le xhelaluhu e mëshiroftë- dëshiron të thotë se dërgimi i pejgamberve ishte si shkak i përçarjes në fenë e vërtetë, sikur se ishte rasti me arabët të cilët pasonin fenë e Ibrahimit -alejhis-selam- derisa nuk e ndryshoi ate Amr Ibn Luhaj El-Huzaiji, i cili ndërroi Fenë e Ibrahimit -alejhis-selam-, i barti idhujt në tokën e arabve dhe në tokën e Hixhazit ( Mekës ) në veçanti, të cilët pastaj adhuroheshin përveç Allahut -xhel-le xhelaluhu-.Në këtë mënyrë u përhap shirku në këto vende të shenjta dhe rreth tyre, deri sa nuk e dërgoi Allahu -xhel-le xhelaluhu- të Dërguarin e Tij, Muhammedin -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-, vulën e profetëve, i cili ftoi njerëzit në monoteizëm, në vijimin e fesë së Ibrahimit dhe luftoi për Allahun -xhel-le xhelaluhu- me luftë të vërtetë, deri sa u kthye besimi monoteis dhe feja e Ibrahimit.Ai plotësoi fenë, plotësoi begatinë e Tij ndaj botrave dhe kështu sipas rrugës së tij -Islamit- vazhduan tre shekujt e lëvdëruar në fillim të këtij ummeti, deri sa nuk u përhap injoranca në shekujt e mënvonshëm dhe u përzinë në te gjëra nga fetë e tjera, kështu që ù rikthye shirku tek shumica e këtij ummeti me ndikimin e thirrësave të devijimit dhe si shkak i ndërtimit mbi varreza, duke dëshiruar kështu respektin ndaj evlijave -besimtarëve të

devotshëm- dhe bëmirësve dhe duke pretenduar dashurinë për ta, derisa edhe ndërtuan tyrbet mbi varrezat e tyre. Ata, pastaj, u bënë idhuj që adhurohen përveç Zotit me lloj-lloj adhurimesh sikur se janë: lutja e tyre, kërkimi i ndihmës nga ata, prerja e kurbanit, zotimi për ta.Këtë shirk ata e quajtën ndërmjetësim me bëmirësit dhe shprehje e dashurisë ndaj tyre. Ata harruan se kjo ishte fjala e polistëve të parë, të cilët thanë:"Ne ata -idhujtë- nuk i adhurojmë për tjetër përveç se të na afrojnë tek Allahu sa më afër.."/Ez-Zumer 3/.

Me gjithë paraqitjen e këtij shirku në të kaluarën dhe sot, prap se prap, shumica e tyre besojnë në tevhidurr-rrububije -se Allahu është Krijuesi e Furnizuesi i çdo gjëje-, por ata bëjnë shirk në tevhidul-uluhije -në atë se vetëm Allahu meriton adhurimin-, sikur se thotë Allahu -xhel-le xhelaluhu-:"..shumica e tyre që besojnë në Zot, nuk besojnë ndryshe, përveç se i bëjnë Atij shirk.."/Jusuf:106/.

Ekzistimin e Allahut -xhel-le xhelaluhu- nuk e mohoi askush, përveç një numri të vogël nga njerëzit, sikur se ishte Faraoni dhe sikur se janë ateistet komunist në këtë kohë. Ky injorim i tyre bëhet nga mendjemadhësia, përndryshe, ata janë të detyruar të vërtetojnë ekzistimn e Tij në brendësinë -zemrat- e tyre, sikur se thotë Allahu -xhel-le xhelaluhu-:"..ata i refuzuan ato -ajetet e Allahut- si shkak i mizorisë së tyre dhe nga mendjemadhësia, kurse zemrat e tyre ishin të bindura në to."/En-Neml:14/.

Mendjet e tyre e dijnë se çdo krijesë posedon krijuesin, çdo e formuar ka formuesin dhe sistemi preciz i kësaj Gjithsie, patjetër duhet të posedoj një themelues, të urte, të fuqishëm dhe të Gjithdijshëm.Ai që e refuzon Atë, është i çmendur ose është mendjemadh që nuk përdorë logjikën, e i cili nuk mirret parasysyshë.

## ESH - SHIRK - POLITEIZMI

**Definimi i tij - LLojet e tij:**

**1) Definimi:**Shirku është t'i bëshë Allahut -xhel-le xhelaluhu- shokë në rububijetin -se Allahu është Krijuesi dhe Furnizuesi i vetëm- dhe në uluhijetin e tij -se vetëm Ai meriton dhe duhet të adhurohet-.Shirku në uluhijetin e Allahut, në të shumtën e rasteve, është t'i lutësh dikujt tjetër bashk me Allahun -xhel-le xhelaluhu- apo kryerja në emër të tij e disa llojeve të ibadeteve, sikur se janë: therja, zotimet, frika, shpresa dhe dashuria për te. Shirku është mëkati më i madh nga disa arësye:

**1-Sepse ai personifikon krijesën me Krijusin në veçoritë e uluhijetit** -që janë të veçanta vetëm për Allahun-.Ai që shoqëron dikë me Zotin, e ka personifikuar atë me Te.Kjo është mizoria më e madhe.Allahu-xhel-le xhelaluhu- thotë:"Vërtetë, shirku është një mizori e madhe"/Llukman:13/. Mizori është të vëshë një gjë në një vend që nuk e meriton.Ai që adhuron dikë përveç Allahut -xhel-le xhelaluhu-, ka vënë adhurimin në vendin që nuk i takon dhe i është drejtuar atij që nuk e meriton, e kjo është mizoria më e madhe.

**2- Allahu -xhel-le xhelaluhu- na lajmëroi se nuk i'a falë këtë mëkat atij që nuk pendohet**, Ai thotë:"Vërtetë, Allahu nuk falë t'i bëhet shirk Atij, kurse nën te i falë atij që dëshiron Ai.."/En-Nisa:48/.

**3-Allahu -xhel-le xhelaluhu- na lajmëroi se mushrikut -politeistit- i'a ka ndaluar Xhennetin dhe ai do të hyjë** në **Xhehnem përgjithmonë**:"Vërtetë, Allahu, atij që i bënë shirk, i'a ka ndaluar xhennetin, vend i tij është zjarri dhe për mizorët nuk ka ndihmëtarë"/El-Maide:72/.

**4-Shirku rrënon të gjitha veprat,** Allahu -xhel-le xhelaluhu- thotë:"Sikur ata -besimtarët- të bënin shirk do t'ju shkatërrohej çdo gjë që punonin -nga veprat e mira-"/El- En'am:88/, dhe thotë:"Ty veç të është shpallur, po edhe atyre që ishin para teje -profetëve-, po qe se bënë shirk, do të shkatërrohet puna jote dhe do të jeshë nga të shkatërruarit"/Ez-Zummer:65/.

**5-Gjaku dhe pasuria e mushrikut -politeistit- janë të lejuara,** Allahu -xhel-le xhelaluhu- thotë:"..luftoni idhujtarët kudo që t'i gjeni, robëroni dhe ngujoni ata dhe vënju pritë në çdo shteg.."/Et- Tevbe: 5/.Kurse Muhammedi-sal-lallahu alejhi ve sel-lem-tha:*"Jam urdhëruar t'i luftoj njerëzit derisa të thonë La ilahe il-lallah, e kur këtë e thonë, i kanë të mbrojtur nga unë gjakun dhe pasuritë e tyre, përveç me hakun e tyre -nëse e meritojnë një gjë të tillë-."*

**6-Shirku është mëkati më i madh.**Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- tha:*"A t'ju lajmëroj për mëkatet më të mëdha.", thanë ( sahabet ):Po si jo, o i Dërguar i Allahut. Tha:" Shirku ndaj Allahut dhe mosrespekti ndaj prindërve".*Tha dijetari i madh Ibnul - Kajimi: "Allahu -xhel-le xhelaluhu- lajmëroi se qëllimi i krijmit dhe urdhërimit është të njihet Allahu përmes emrave e sifateve të Tij dhe vetëm Ai të adhurohet e

asgjë mos ti shoqërohet.Kurse njerëzit ta ruajn drejtësin me të cilën qëndrojnë qiejt dhe toka, sikur se thotë Allahu -xhel-le xhelaluhu-:"Ne i dërguam të Dërguarit tanë me dokumente të qarta dhe Ne zbritëm me ata librin dhe drejtësinë që t'i përmbahen njerëzit të drejtës.."/El - Hadid: 25/.
Pra, Allahu -xhel-le xhelaluhu- na lajmëroi se i dërgoi profetët dhe i zbriti librat e Tij, që njerëzit të mbajnë drejtësi, e drejtësia më e madhe është tevhidi -pranimi i njësisë së Allahut-.Ai është koka dhe trupi i drejtësisë. Kurse shirku është mizori, sikur se thotë Allahu -xhel-le xhelaluhu-:"Vërtetë, shirku është një mizori e madhe -ndaj Allahut-"/Llukmani:13/.
Pra, shirku është nëna e mizorisë, kurse tevhidi është nëna e drejtësisë. Ajo që më së shumti mohon këtë qëllim -tevhidin- është mëkati më i madhë në përgjithësi.Allahu -xhel-le xhelaluhu- i'a bëri haram Xhennetin mushrikut -politeistit- dhe lejoi gjakun,pasurinë e familjen e tij për Ehlut - tevhidin -monoteistët-, sikur se u lejoi t'i robërojnë ata për shkak të lënjes së adhurimit të Tij. Allahu -xhel-le xhelaluhu- refuzoi të pranoi çfardo vepre nga mushriku, të pranoi ndërmjetsimin për te, t'i përgjigjet lutjes së tij Ditën e Kijametit ose të pranoi ndonjë shpresë të tij. Mushriku është injoranti me i madh në Zotin, sepse i bëri Atij shok nga mesi i krijesave të Tij. Ky është kulmi i injorancës ndaj Zotit, sikurse është edhe kulmi i mizorisë edhe pse mushriku në realitet nuk e ka mizoruar Zotin e tij por vetën.

**7- Shirku shtë mangësi dhe shëmtim nga të cilat Zoti spastroi Vetën.**Ai që i bënë shirk Zotit, i ka shpifur Atij atë që Ai Vetë e ka spastruar Vetën nga ajo. Ky është kulmi i ballafaqimit dhe i konfrontimit me Allahun -xhel-le xhelaluhu-.

**2) Llojet e shirkut:**Shirku ndahet në dy lloje:

**LLoji i parë:**Shirku i madh:i cili largon nga mileti islam -nga feja islame- dhe vepruesi i tij hynë në zjarr përgjithmonë, nëse nuk pendohet nga ai.Shirk i madh është t'i kushtosh ndonjë lloj të ibadetit -aqdhurimit-dikujt tjetër përveç Allahut -xhel-le xhelaluhu-, sikur se janë p.sh. lutja, afrimi me therje dhe zotime tek varrezat, exhinët dhe shejtanët .Frika se të vdekurit, exhinët apo shejtanët mund të bëjnë dëm apo ta sëmurin dikë.Shpresa ndaj ndonjë gjëje që nuk ka mundësi ta bëjë ate përveç Allahut -xhel-le xhelaluhu-, sikur se janë:kryerja e nevojave dhe largimi i vështirësive, të cilat sot praktikohen tek tyrbet e ndërtuara mbi varrezat e evlijave e njerëzve të mirë.Allahu -xhel-le xhelaluhu- thotë:"..ata adhurojnë përveç Zotit çka nuk ju bënë dëmë e as dobi dhe thonë :këtë janë ndërmjetësuesit tanë tek Allahu.."/Junus:18/.

**Lloji i dytë:**Shirk i vogël:I cili nuk largon nga mileti islam, por ai pakëson tevhidin dhe është rrugë deri te shirku i madh.Ky ndahet në dy lloje:

**1) Shirk i qartë -i hapët-:**Ato janë fjalë e vepra.Prej fjalëve është p.sh.betimi në dikë tjetër e jo në Allahun -xhel-le xhelaluhu-.Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- thotë:*"Ai që betohet në diç tjetër, përveç Allahut -xhel-le xhelaluhu-, ai veç ka mohuar dhe ka bërë shirk"*, si dhe fjalët:çka Allahu -xhel-le xhelaluhu- dëshiroi dhe çka dëshirove ti.Tha Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-, kur një njeri i tha:*"Çka dëshiroi Allahu dhe dëshirove ti:"A më bëre shok me Allahun?Thuaj:Çka vetëm Allahu dëshiroi."*Dhe fjala:Sikur mos të ishte Allahu -xhel-le xhelaluhu- dhe filani, e drejtë është të thuhet:Çka dëshiron Allahu -xhel-le xhelaluhu-, pastaj çka dëshiron filani dhe sikur mos të ishte Allahu -xhel-le xhelaluhu-, pastaj sikur mos të ishte filani, sepse fjala pastaj e

bënë dëshirën e njeriut të mvarur nga dëshira e Allahut -xhel-le xhelaluhu-, sikur se thotë Allahu -xhel-le xhelaluhu-:"Ju nuk keni për të dëshiruar përveç se çka dëshiron Allahu, Zoti i botëve"/Et-Tekvir:29/.Të ngjashme me këto janë edhe fjalët:Unë nuk kam tjetër përveç Allahut -xhel-le xhelaluhu- dhe ty, dhe fjalët: Këto janë nga begatitë e Allahut -xhel-le xhelaluhu- dhe begatitë e tua.

Kurse veprat:Sikur se janë p.sh.ngjitja e hajmalive, pejnave të ndryshëm, duke u ruajtur nga syri i keç, me bindje se këto janë shkaqe për largimin e belas, janë shirkë i vogël, sepse Allahu -xhel-le xhelaluhu- nuk i bëri këto gjëra shkaqe.Nëse besohet se këto gjëra vetvetiu largojnë belan është shirk i madh, sepse një gjë e tillë është mosmbështetje në Allahun -xhel-le xhelaluhu-.

**Lloji i dytë i shirkut të vogël:**Është shirku i fshehur:Ky është shirku në dëshira dhe qëllime, sikur se janë:Syefaqësia dhe autoriteti, si p.sh. të punosh një vepër që të afron te Allahu -xhel-le xhelaluhu- me qëllim që të lavdërojnë njerëzit ose e zbukuron namazin e tij, ose jep sadak me qëllim që të lavdërohet ose zbukuron zërin e tij gjatë leximit të Kur'anit që njerëzit ta dëgjojnë dhe ta lavdërojnë.Nëse syefaqësia e shoqëron një vepër ajo e prishë atë, sepse Allahu -xhel-le xhelaluhu- thotë:"Ai që shpreson takimin me Zotin e tij le të punoj vepra të mira dhe në adhurimin e tij mos t'i bëjë Atij shirk askë"/El-Kehf 110/.

Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- tha:*"Më së shumti u'a kam frikën nga shirku i vogël", thanë(shokët e tij):O I Dërguar i Allahut!Ç'është shirku i vogël?Tha:"Syefaqësia".*Këtu hyjnë edhe veprat(ibadetet e veprat e mira)që bëhen për ndonjë pasuri të kësaj bote, p.sh. si ai që kryen haxhin për t'i thënë njerëzit haxhi, ose kryen namazin si imam vetëm për pasuri ose mëson dituritë fetare dhe lufton në rrugën e Zotit vetëm për

pasuri.Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- tha:*"U shkatërrua robi i dinarit, u shkatërrua robi i dirhemit*, HHHH.

Ibnul-Kajjimi -rahimehullah- tha:"Shirku në dëshira dhe qëllime është deti pa breg, pak kush shpëton nga ai.Ai që me punën e tij nuk dëshiroi fytyrën -kënaqësinë- e Allahut -xhel-le xhelaluhu- dhe bëri mjet diç tjetër përveç afrimit tek Ai dhe kërkimit të shpërblimit nga Ai, ai ka bërë shirk në qëllimin dhe dëshirën e tij.Kurse ihlasi është të jeshë i sinqert ndaj Allahut -xhel-le xhelaluhu- në veprat,fjalët, dëshirat dhe qëllimet e tua.Kjo është feja e pastër e Ibrahimit me të cilën Allahu -xhel-le xhelalu-hu- i urdhëroi të gjithë robërit e Tij.Ai nuk pranon diç tjetër përveç kësaj dhe ky është realiteti i Islamit, sikur se tha Allahu -xhel-le xhelaluhu-:"Ai që dëshiron fe tjetër përveç Islamit ajo nuk do t'i pranohet atij dhe ai në botën tjetër do të jetë nga të shkatërruarit"/Ali-Imrani: 85/.

**Nga e gjithë kjo mund të përfundojmë se në mes shirkut të madh e të vogël ka disa dallime:**

1-*Shirku i madh të largon nga mileti islam kurse i vogli nuk të largon.*

2-*Shirku i madh të shtin në zjarr përgjithmonë, kurse i vogli jo.*

3-*Shirku i madh shkatërron të gjitha veprat,kurse i vogli nuk i shkatrron të gjitha veprat, por i shkatërron vetëm syefaqësinë dhe veprat që bëhen për interes të kësaj bote dhe veprat që u bashkangjitën këtyre.*

4-*Shirku i madh lejon gjakun dhe pasurinë, kurse shirku i vogël nuk i lejon ato.*

## KUFRI - MOSBESIMI

**Definimi - LLojet e tij**

**1-Definimi i tij:**Fjala El-Kufr në gj.arabe ka kuptimin e mbylljes dhe mbulimit, kurse në terminologjinë islame kufri është e kundërta e imanit.Kufri është mosbesimi në Allahun -xhel-le xhelaluhu- dhe në profetët e Tij, pa marrë parasyshë përgënjeshtrimin apo mos përgënjeshtrimin e tyre, por mjafton vetëm ekzistimi i dyshimit, kundërshtimit, zilisë, mendjem-adhësisë ose pasimi i dëshirave të cilat pengojnë nga pasimi i shpalljes, edhe pse përgënjeshtrimi është kufr më i madh.I ngjashëm është edhe ai që përgënjeshtron ata nga zilia duke qenë i bindur se ata janë të vërtetë.

**2-Llojet e tij:**Kufri ndahet në dy lloje:

**Lloji i parë:**Kufri i madh:I cili largon nga mileti islam.Ai ndahet në pesë lloje:

**1-Kufri i përgënjeshtrimit:**Argument për këtë është fjala e Allahut -xhel-le xhelaluhu-:"Kush është më mizor se sa ai që shpifi gënjeshtër ndaj Allahut ose përgënjeshtroi hakkun kur ai i erdhi.A nuk mjafton xhehnemi vendqëndrim për pabesimtarët"/El - Ankebut: 68/.

**2-Kufri i refuzimit dhe mendjemadhësisë me vërtetim:**Argument për këtë është fjala e Allahut -xhel-le xhelaluhu-:"Përkujto -Muhammed- kur Ne u tham melaqeve:Bëni sexhde Ademit.Të gjitha i bënë sexhde përveç Iblisit, ai refuzoi, bëri mendjemadhësi dhe u bë nga pabesimtarët"/El-Bekare:34/.

**3-Kufri i dyshimit -kufri i supozimit-:**Argument për këtë është fjala e Allahut -xhel-le xhelaluhu-:"Dhe ai hyri në kopshtin e vet (me besimtarin për dore), por duke qenë dëmtues i vetes (duke mos besuar dhe duke u krenuar) tha:"Unë nuk mendoj se do të zhduket ky-kopshti i tij-ndonjëherë".Dhe nuk besoj se do të ndodhë Kijameti, por nëse bëhet që të kthehem te Zoti im, pa dyshim do të gjejë ardhmëri edhe më të mirë se kjo.Shoku i vet -besimtari- i tha atij duke e polemizuar:"A e mohove Atë që të krijoi ty nga dheu, pastaj nga një pikë uji, pastaj të bëri njeri të plotë"/El-Kehf:35-38/.

**4-Kufri i refuzimit:**Argument për këtë është fjala e Allahut -xhel-le xhelaluhu-:"Ata të cilët mohuan refuzojnë qortimet tona"/El-Ahkaf:3/.

**5-Kufri i nifakut -dyftyrësisë-:**Argument për këtë është fjala e Allahut -xhel-le xhelaluhu-:"Kjo për arësye se ata besuan, pastaj mohuan, kështu që Ne u'a vulosëm zemrat e tyre e ata nuk kuptojnë"/El-Munafikun:3/.

**Lloji i dytë:**Është kufri i vogël që nuk të largon nga mileti islam.Ai është kufri veprues(praktik), e që janë gjynahet që në Kur'an dhe Sunnet janë quajtur kufr, por që nuk kanë arritur shkallën e kufrit të madh, sikur se është p.sh. kufri i ni'meteve(mohimi i begative të Allahut -xhel-le xhelaluhu-) i përmendur në fjalën e Allahut -xhel-le xhelaluhu-:"Allahu sjell si shembull një fshat -vendbanim- që ishte i sigurt dhe i qetë, të cilit i vinte furnizimi nga të gjitha anët me bollëk, kurse ata -banorët- i përbuzën të mirat e Allahut.."/En-Nahl:116/.

Në të njejtën shakllë është edhe lufta kundër muslimanit e përmendur në fjalën e Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- :*"Sharja e muslimanit është fusuk -mos respekt i Zotit-, kurse të luftosh kundër tij është kufr"*, dhe fjala e tij:*"Mos u ktheni pas meje(pas vdekjes së tij)pabesimtarë, e t'i*

*mëshoni njëri tjetrit(me shpata)".*Gjithashtu, betimi në dikë përveç Allahut -xhel-le xhelaluhu-, është në të njejtën shkallë, sepse Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- tha:*"Ai që betohet në diç tjetër ,përveç Allahut -xhel-le xhelaluhu-, ka bërë kufr ose shirk."*Allahu -xhel-le xhelaluhu- e quajti vepruesin e gjynahit të madh besimtar, Ai tha:"O ju që besuat, u është bërë obligim gjurmimi për dënim për mbytje.."/El - Bekare:178/.

Vrasësin Allahu -xhel-le xhelaluhu- nuk e nxorri nga ata që besuan dhe e bëri vëlla të përgjegjësit për hakmarrje në vrasje, e tha:"Kurse atij që i falet diçka nga vëllau i vet atëherë ajo le të përcillët kuptueshëm.."/El-Bekare:178/.

Këtu, padyshim, është për qëllim vëllazëria e fesë.Allahu -xhel-le xhelaluhu- thotë:"Nëse dy grupe në mesin e besimtarëve luftojnë ndërmjet vete, pajtoni ju ato..", deri tek fjala e Tij:"Vërtetë, besimtarët janë vëllezër, ju përmirësoni vëllezërit tuaj.."/El-Huxhurat:9-10/.

**Paraqitje koncize e dallimeve mes kufrit të madh dhe kufrit të vogël:**

1-*Kufri i madh largon nga mileti islam dhe i shkatërron veprat e mira, kurse kufri i vogël nuk largon nga mileti islam dhe nuk i shkatërron veprat e mira, por i pakëson ato dhe ate sipas madhësisë së tij dhe vepruesi i tij i nënshtrohet qortimit.*

2-*Kufri i madh e shpie njeriun në zjarr përgjithmonë, kurse veprusi i kufrit të vogël nëse hynë në Xhehennem nuk qendron aty përgjithmonë. Gjithashtu, Allahu -xhel-le xhelaluhu- mund t'ia falë atij, kështu që nuk hynë fare në zjarr.*

3-*Kufri i madh lejon gjakun dhe pasurinë, kurse kufri i vogël nuk i lejon ato.*

*4-Kufri i madh obligon armiqësinë e sinqertë mes vepruesit të tij dhe besimtarëve.Nuk i lejohet besimtarëve ta dojnë dhe shoqërojnë ate edhe nese është njeriu më i afërm i tij.Kurse kufri i vogël nuk e pengon dashurinë, por vepruesin e tij duhet dashur dhe shoqëruar sipas masës së imanit të tij dhe urrehet e armiqësohet sipas masës së mosrespektit të tij (ndaj Allahut -xhel-le xhelaluhu- ).*

## NIFAKU - DYFTYRËSIA

**1)Definimi i tij:**

Fjala nifak në gj. arabe rrjedh nga fjala "en-nefek" që është vendi apo shpella ku fshihet njeriu.

Kurse nifaku në terminologjinë islame ka kuptimin e shprehjes së islamit dhe fshehjes së kufrit e sherrit.Është quajtur kështu sepse nga një anë hynë në sheriatin islam, derisa nga një anë tjetër del nga ai.Këtë na përkujton Allahu -xhel-le xhelaluhu-, kur thotë:"Vërtetë, munafikët janë ata të prishurit -fasikët-"/Et -Tevbe: 68/, d.m.th. të dalurit nga sher'i -ligji islam-.

Allahu -xhel-le xhelaluhu- i bëri munafikët më të këqij se sa kafirët:"Vërtetë, munafikët janë në shkallën më të ulët të xhehnemit"/En-Nisa:145/,dhe tha:"Vërtetë, munafikët -dyftyrshat- mendojnë se mashtroj-në Allahun, kurse Ai është mashtruesi i tyre.."/En-Nisa:14/2, dhe:"Ata mendojnë se mashtrojnë Allahun dhe ata që besuan, por në realitet ata nuk mashtrojnë askë përveç vetës, por këtë gjë ata nuk e hetojnë.Ata në zemër kanë sëmundje e Allahu u'a shtoi sëmundjen dhe ata kanë dënim të dhimbshëm për atë që përgënjeshtronin"/El-Bekare: 9-10/.

**2)Llojet e Nifakut:**Nifaku ndahet në dy lloje:

**LLoji i parë:**Nifaku në besim:Ky është nifaku më i madh, me ç'rast njeriu shpreh islamin dhe fsheh kufrin, ky lloj nxjerr njeriun nga feja në përgjithësi dhe e hudhë atë në vendin më të ulët të zjarrit.Allahu -xhel-le xhelaluhu- i përshkruajti munafikët -dyftyrshat- me të gjitha sifatet e

sherrit:me kufr, jo besim,përqeshje me fe dhe me fetarët dhe me anim kah armiqët e islamit në përgjithësi për shkak të bashkimit të tyre në armiqësinë kundër islamit.Ata janë prezent në çdo kohë, posaqërisht kur Islami është i fortë dhe ata nuk kan mundësi të ballafaqohen me te haptas.Me këtë rast ata shprehin hyrjen në të me qëllim që t'i bëjnë kurtha atij e pjestarëve të tij dhe me qëllim që të jetojnë me muslimanët e të jenë të sigurtë në gjakun dhe pasurin e tyre.Munafiku shpreh besimin në Allahun -xhel-le xhelaluhu-, në melaqet e Tij, në librat e Tij, në të Dërguarit e Tij dhe në Ditën e Gjykimit, kurse në brendësinë e tij është i zhveshur nga këto dhe është përgënjeshtrues i tyre.Ai nuk beson në Allahun -xhel-le xhelaluhu-, nuk beson se Allahu -xhel-le xhelaluhu- u foli (me shpalljen e Tij) disa njerëzve të cilët i bëri të dërguar tek njerëzit, përmes të cilëve Ai i udhëzon ata dhe i qorton nga dënimi i Tij.Allahu -xhel-le xhelaluhu- në Kur'an ngriti perdën e këtyre munafikëve dhe zbuloi fshehtësitë e tyre dhe u'a bëri të qarta robëve të Tij çështjet e tyre që të ruhen nga ata.Në fillim të sures El-Bekare Ai përmendi tri llojet njerëzore:besimtarët, pabesimtarët dhe munafikët.Për besimtarët aty shpalli katër ajete, për pabesimtarët dy ajete, kurse për munafikët shpalli trembëdhjetë ajete si shkak i shumicës së tyre, belas së përgjithshme të tyre dhe për shkak të sprovimeve të shumta të Islamit e të pjestarëve të tij nga ata.Sprovimi i Islamit nga ata është shumë i madh, sepse ata i përkasin atij, kinse e ndihmojnë dhe e dojnë atë, deri sa në realitet janë armiqët e tij.

**Ky nifak ndahet në gjashtë lloje:**

*1-Përgënjeshtrimi i Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-.*

*2-Përgënjeshtrimi i një pjese nga ajo(nga Kur'ani)që i'u shpa Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-.*

3-*Urrejtja e Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-.*

4-*Urrejtja e një pjese nga ajo që i'u shpall Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-.*

5-*Gëzimi kur feja e Muhammedit -alejhis-selam -(Islami) bie poshtë.*

6-*Urrejtja kur feja e Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-(Islami) triumfon.*

**Lloji i dytë:**Nifaku veprues -praktik-:Është veprimi i diçkaje nga veprat e munafikëve me mbetjen e imanit në zemër.Ky nifak nuk të largon nga mileti islam, por është rrugë deri te një gjë e tillë.Vepruesi i këtij nifaku posedon në të njejtën kohë imanin dhe nifakun, nëse nifaku i shumohet për shkak të tij bëhet munafik i pastër.Kurse tek ai që gjindet një cilësi nga nifaku ai posedon një cilësi të tij deri sa ta lë ate, e ato janë:"..kur t'i besohet tradhton, kur flet gënjen, kur premton mashtron dhe kur bie në armiqësi eksplodon", tek ai që bashkohen këto katër cilësi, tek ai është bashkuar sherri në përgjithësi dhe janë shoshitur veçoritë e munafikëve tek ai.Kurse ai që posedon një cilësi nga ato posedon një cilësi të nifakut, sepse tek njeriu mund të bashkohen cilësitë e hajrit dhe të sherrit dhe cilësitë e imanit dhe cilësitë e kufrit e të nifakut.Ai njeri meriton dënim e shpërblim sipas sasisë së veprave të tij.Prej cilësive të munafikëve është edhe përtacia për faljen e namazit me xhemaat në xhami.Pra, nifaku është sherr dhe shumë i rrezikshëm.Sahabet -shokët- e Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- kishin shumë frikë nga rënja në të.Ibni Ebi Melike tha:"Takova tridhjetë vetë nga sahabet e Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-, të gjithë i kishin frikën vetës nga nifaku".

**Dallimi në mes nifakut të madh dhe nifakut të vogël:**

1-*Nifaku i madh largon nga mileti islam, kurse i vogli jo.*

2-*Në nifakun e madh dallohet bindja e brendshme me pamjen apo formën e jashtme tek njeriu në besim, kurse te nifaku i vogël dallimi i bindjes së brendshme me ate të jashtme bëhet në vepra e jo në besim.*

3-*Nifaku i madh nuk mund të ndodhë nga besimtari, kurse i vogli mund të ndodhë nga ai.*

4-*Në të shumtën e rasteve vepruesi i nifakut të madh nuk pendohet, edhe nëse pendohet dijetarët ranë në dilemë a pranohet pendimi i tij apo jo, deri sa vepruesi i nifakut të vogël mund të pendohet tek Allahu -xhel-le xhelaluhu- dhe Ai t'ia fali.*

Dijetari i famshëm Ibnu Tejmije tha:"Shumë herë mund t'i paraqitet besimtarit ndonjë kategori nga kategoritë e nifakut, por Allahu -xhel-le xhelaluhu- i'a fal atij.Poashtu, mund të shfaqet në zemrën e tij diç që obligon nifakun, por Allahu -xhel-le xhelaluhu- i'a largon atë.Besimtari sprovohet me vesveset -intrigat- e shejtanit dhe me vesveset e kufrit të cilat i ngushtojnë gjoksin atij, sikur se thanë sahabet:*"O i dërguar i Allahut -xhel-le xhelaluhu-!Ndonjëri nga ne gjenë diç të tillë në shpirtin e tij që sikur të binte nga qielli në tokë do të ishte më mirë për te se sa të flasi atë gjë!Ai tha:"Një gjë e tillë është sinqeriteti i imanit"*, d.m.th. ndodhja e asaj vesveseje, urrejtja e madhe e saj dhe largimi i saj nga zemra është sinqeritet i imanit.

Për pjestarët e nifakut të madh Allahu -xhel-le xhelaluhu- thotë:"Të shurdhër, memecë dhe të verbër, andaj ata nuk kthehen -nuk largohen nga rruga e tyre-"/El-Bekare:18/.d.m.th.nuk i kthehen Islamit me bindjen e tyre të brendshme.Gjithashtu thotë:"A nuk e shohin ata se për çdo vit sprovohen një apo dy herë dhe prapë ata nuk pendohen e as nuk marrin

mësim"/Et-Tevbe:126/.
Dijetari i famshëm Ibnu Tejmije tha:"Dijetarët ranë në dilemë a pranohet pendimi i tyre në formën e jashtme, kur dihet se ata gjithmonë shprehin islamin haptas".

**SQARIMI I REALITETIT TË ÇDONJËRËS NGA: EL-XHAHILIJJE(injoranca), EL-FISKU(mosrespkti ndaj urdhërave të Allahut), ED-DALAL(humbja, devijimi), ERR-RRIDDE(dezertimi, dalja nga islami):**

**Llojet dhe dispozitat e tyre:**

**-1-**

**EL-XHAHILIJJE -Xhahilijjeti, injoranca (koha e injoranc-ës)-:**

Është gjendja në të cilën ishin arabët para islamit,e të cilët nuk njihnin Allahun -xhel-le xhelaluhu-, profetët e Tij dhe ligjet e fesë, si dhe lavdërimi i tyre me fise, mendjemadhësia, mizoria dhe shumë të tjera.

El-Xhahilije d.m.th.injoranca, e që është mosdija dhe mosndjekja e diturisë.Dijetari i famshëm Ibnu Tejmije tha:"Nëse njeriu nuk e di të vërtetën, injoranca e tij është e thjeshtë, e nëse beson diç të kundërtën me të vërtetën, injoranca e tij është e dyfishtë, e nëse thotë të kundërtën e të vërtetës duke njohur të vërtetën apo duke mosnjohur ate, prap është injorant.Nëse këtë e kuptojmë, njerëzit para Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- ishin në injorancë që i përket mosdijes.Fjalët të cilat ata i thonin dhe veprat që i vepronin u'a shpiku një injorant.Gjithashtu, çdo gjë që është në kundërshtim me atë që i'u shpall profetëve, sikur se është rasti me Hebreizmin dhe Krishterimin, është xhahilijet.Ky është xhahilijjet i përgjithshëm(në të gjithë botën), kurse pas Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- ai mund të ekzistoj në disa vende e në disa jo, sikur se është rasti me Darul-Kufrin -vendet joislame-.Gjithashtu, ai

mund të gjindet tek një person e tek një tjetër jo, sikur se është rasti me njeriun para se të hyjë në islam, ai është në xhahilijjet edhe nëse jeton në Darul-Islam-in -vendet islame-.Pas dërgimit të Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- nuk ka xhahilijjet të përgjithshëm(që përfshinë tërë botën), sepse një grup i ummetit të tij do të vazhdojë të jenë në të vërtetën haptas deri në Ditën e Kijametit.Kurse xhahilijjeti i kufizuar mund të ekzistoj në disa vende islame dhe në shumë persona muslimanë, sikur se tha Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- :*"Katër gjëra në ummetin tim janë prej xhahilijjetit",dhe i tha Ebu Dherrit:"Ti je një njeri që në vete ke xhahilijjet".*

**Paraqitje e shkurtë e gjithë kësaj:**

Xhahilijjeti i përket injorancës, e cila është mosdija dhe ai ndahet në dy pjesë:

**1-Xhahilijjet i përgjithshëm:**I cili përfshinë periudhën para Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-(periudhën ndërmjet Muhammedit e Isaut alejhimas-selam) dhe ka marrë fund me dërgimin e tij.

**2-Xhahilijjeti i veçant, i kufizuar:**I cili përfshinë shumë shtete, vende dhe persona.Ky xhahilijjet ekziston gjithmonë.

**-2-**

## EL-FISKU-mosrespekti dhe mosbindja ndaj urdhërave të Allahut-:

Kuptimi gjuhësor i fjalës El-Fisku është:Dalje apo zhveshje.Kurse në terminologjinë islame d.m.th.:Dalje nga bindja ndaj Allahut -xhel-le xhelaluhu-(mosrespekti i Tij).Ai përfshinë daljen e tërësishme, kështu që i thuhet pabesimtarit "Fasik", dhe përfshinë daljen e pjesërishme, kështu që i thuhet besimtarit, vepruesit të gjynaheve të mëdha "Fasik".

**Pra, fisku është dy lloje:**Fisku që largon nga mileti islam, i cili

është mosbesimi.Pabesimtari në këtë kuptim quhet "Fasik".Allahu -xhel-le xhelaluhu- kur përmendi Iblisin tha:"..ai doli nga urdhëri i Zotit të tij"/El-Kehf:50/, ky fisk i tij ishte mosbesim nga ai.Gjithashtu Allahu -xhel-le xhelaluhu- tha:"..kurse ata që bënë fisk -dolën nga urdhërat e Zotit- vend të tyre kanë zjarrin"/Es-Sexhde:20/, ka për qëllim pabesimtarët, këtë e argumenton vetë ky ajet:"..sa herë që ata dëshirojnë të dalin nga aty -zjarri- rikthehen prap në te dhe u thuhet:Shijoni dënimin e zjarrit të cilin ju e përgënjeshtronit"/Es-Sexhde:20/.
Mëkatari muslimanë quhet "Fasik" dhe ky fisk i tij nuk e largon atë jasht islamit.Allahu -xhel-le xhelaluhu- thotë:"Edhe ata të cilët bëjnë shpifje për gratë e ndershme dhe nuk sjellin katër dëshmitarë, t'i rrahni ata me nga tetëdhjetë të rëna dhe atyre mos u pranoni dëshminë kurrë më.Të tillët janë fasikët -të prishurit e të dalurit nga urdhërat e Allahut-"/En-Nur:4/, dhe tha:"Haxhi është në muajt e caktuar e kush bën (ia fillon të zbatojë) haxhin në këtë muaj, nuk duhet afruar gruas, nuk bënë të merr nëpër këmbë dispozitat e sheriatit -nuk bënë të bëjë fisk-, as nuk duhet shkaktuar grindje"/El-Bekare:197/.Dijetarët gjatë komentit të "fiskut" në këtë ajet thanë se janë gjynahet.

**-3-**

## ED-DALAL-humbja, devijimi-:

**Ed-Dalal:**Devijimi nga rruga e drejtë, është e kundërta e udhëzimit.Allahu -xhel-le xhelaluhu- thotë:"Ai që udhëzohet udhëzohet për vete edhe ai që devijon devijon për vete"/El-Isra:15/.

**Fjala Ed-Dalal shprehet në disa kuptime:**

1-*Ndonjëherë ka për qëllim mosbesimin*, Allahu -xhel-le xhelaluhu- thotë:"Ai që mohon Allahun, melaqet e Tij, Librat e Tij, profetët e Tij dhe Ditën e Kijametit, ai veç ka **humbur** me një humbje të madhe"/ En-

Nisa:136/.
2-*Ndonjëherë ka për qëllim shirkun -politeizmin-*. Allahu -xhel-le xhelaluhu- thotë:"..ai që i bënë shirk Allahut, veç ka **humbur** me një humbje të madhe"/En-Nisa:116/.
3-*Ndonjëherë ka për qëllim kundërshtimet të cilat janë nën pozitën e kufrit -mosbesimit-*, sikur se thuhet:sektet **devijuese**, d.m.th. kundërshtuese.
4-*Ndonjëherë ka për qëllim gabimin*, sikur se është rasti me thënien e Musait -alejhis-selam - :"Unë e bëra vepren time -vrasjen e njërit nga njerëzit e Firaonit- atëherë kur unë isha nga të **humburit**"/Esh-Shuara:20/.
5-*Ndonjëherë ka për qëllim harresën*, sikur se është fjala e Allahut -xhel-le xhelaluhu-:"..për atë se nëse njëra prej tyre -grave që bëjnë dëshmi- **humbë** -gabon-, e bënë të përkujtoj tjetra"/El-Bekare:282/.
6-*Ndonjëherë ka për qëllim gjërat e humbura*, thuhet:Dal-letul-Ibili -Devja e **humbur**-.

**-4-**

**ERR-RRIDDE-dezertimi, dalja nga islami-:**

**Llojet dhe dispozitat e saj:**

Err-Rridde-tu në gjuhën arabe ka kuptimin e kthimit, Allahu -xhel-le xhelaluhu- thotë:"..mos u ktheni mbrapa.."/El-Maide:21/, kurse në terminologjinë e fikhut:Është dalja nga Islami dhe hyrja në mosbesim.Allahu -xhel-le xhelaluhu- thotë:"Ai që kthehet në mesin tuaj nga feja e tij dhe vdes ashtu duke qenë pabesimtarë, të tillët janë ata që u janë shkatërruar veprat e tyre në dun'ja dhe në ahiret dhe ata janë banorët e zjarrit ku do të qëndrojnë përgjithmonë"/El-Bekare:217/.

**Llojet e saj:**

Err-RRidde-tu ndodhë me veprimin e ndonjërës nga zhvleftësueset e

islamit -nevakidul-islam-.Nevakidul-islam -zhvleftësueset e islamit- janë të shumta, ato bashkohen në katër lloje:

**1-Err-RRidde-tu -dalja nga islami- me fjalë:**Sikur se janë p.sh. sharja e Allahut -xhel-le xhelaluhu-,e Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-,e melaqeve, e profetëve, pastaj pretendimi për njohjen e fshehtësisë, pretendimi i shpalljes apo besimi në personin që pretendon atë, falja(lutja)për dikë tjetër përveç Allahut -xhel-le xhelaluhu-, kërkimi i ndihmës nga dikush për diç që mund të bëjë vetëm Allahu -xhel-le xhelaluhu- apo kërkimi i strehimit tek ai.

**2-Err-RRide-tu me vepër:**Sikur se është sexhdeja për idhullin, drurin, gurin, varret dhe therrja në emër të tyre dhe për to.Hudhja e Kur'anit në vende të ndyta, marrja me magji, mësimi dhe arsimimi i saj dhe mosgjykimi me shpalljen -Kur'anin, ligjet- e Allahut -xhel-le xhelaluhu- duke besuar lejimin e një gjykimi të tillë(te disa dijetarë ai që nuk gjykon me Kur'an ka dalur nga Islami, pa marrë parasysh besimin e lejimit apo moslejimit).

**3-Err-RRidde-tu në besim:**Sikur se është besimi se Zoti ka shok -shirku-, besimi se prostitucioni, alkooli dhe kamata janë të lejuara ose besimi që buka është e ndaluar ose që namazi nuk është obligim dhe ngjashëm me këto që dihen se janë hallall apo haram me argumente të prera.

**4-Err-RRidde-tu me dyshim në diç që u cek më parë:**Sikur se është p.sh. dyshimi në ndalimin e shirkut, prostitucionit ose alkoolit, ose dyshimi se buka është e lejuar ose dyshimi në shpalljen e Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- ose shpalljet e profetëve të tjerë ose dyshimi në vërtetësinë e Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- ose të fesë Islame dhe dyshimi në vleftshmërinë e saj për të gjitha kohrat.

**Dispozitat që pasojnë pas vërtetimit të ndodhjes së Err-RRiddes:**

1-*Pendimi i murtedit -dezertuesit nga feja-, nëse ai pendohet dhe rikthehet në islam brenda tri dite i pranohet pendimi dhe lihet i lirë.*

2-*Nëse refuzon të pendohet, është obligim vrasja e tij duke u bazuar në fjalën e Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-:"Ai që ndryshon fenë e tij(islamin)vritne".*

3-*I ndalohet përdorimi i pasurisë së tij gjatë kohës që kërkohet nga ai të pendohet, nëse pendohet pasuria i mbetet atij, e nëse nuk pendohet ajo pasuri dërgohet në shtëpinë e pasurisë së muslimanëve -bejtul-malil-muslimin- që nga vrasja apo vdekja e tij.Disa dijetarë thonë se ajo i mirret atij qysh me ndodhjen e rridde-s nga ai.*

4-*Shkëputja e trashëgimisë mes tij dhe mes të afërmëve të tij, ky nuk i trashëgon ata dhe as ata nuk e trashëgojnë këtë.*

5-*Nëse vdes ose vritet gjatë rriddes së tij, nuk lahet e as nuk i falet xhenazja e as nuk varroset në varrezat e muslimanëve, por varroset na varrezat e pabesimtarëve apo kudo tjetër jashtë varrezave të muslimanëve.*

## KAPITULLI I DYTË

## DISA FJALË DHE VEPRA TË CILAT KUNDËRSHTOJNË TEVHIDIN APO E PAKËSOJNË ATË

### PRETENDIMI I NJOHJES SË DITURISË SË FSHEHTË ME LEXIMIN E SHUPLAKËS E TË FINXHANIT DHE TË TJERA

**Çka dëshirohet me fjalën fshehtësi:**
Me fjalën "fshehtësi" dëshirohet çdo gjë nga e ardhmja , e kaluarja që është e fshehur për njerëzit dhe çka ata nuk shohin.Allahu -xhel-le xhelaluhu- ate e veçoi për Vetën, Ai thotë:"Thuaj(Muhammed):Askush në qiej dhe në tokë nuk e dinë fshehtësinë përveç Allahut."/En-Neml:56/.Pra, fshehtësinë nuk e dinë askush përveç Allahut -xhel-le xhelaluhu-. Por, Ai mund t'ia bëjë atë të njohur profetëve të Tij për shkak të ndonjë urtësie apo dobie, Ai thotë:"Njohësi i fshehtësisë, e atë nuk i'a zbulon askujt, përveç ndonjë profeti që Ai e zgjodhi.."/El-Xhinn:26-27/, d.m.th.Ai nuk i'a bënë ate të njohur askujt, përveç atij që e zgjodhi për shpalljen e Tij, kështu që i zbulon atij çka të dojë nga fshehtësia e Tij.Dhe kjo, për arësye se ai profet argumenton shpalljen me mrekulli, e që nga ato është:Rrëfimi i fshehtësive të cilat Allahu -xhel-le xhelaluhu- i'a zbulon.Ky zbulim përfshinë të Dërguarin nga melaqet e nga njerëzit dhe askë tjetër.Pra, ai që pretendon se di fshehtësinë, me çfarëdo metode qoftë, përveç profetëve që Allahu -xhel-le xhelaluhu- i zgjodhi, ai është gënjeshtar dhe pabesimtar,

pa marrë parasyshë a e bënë atë përmes leximit të shuplakës, finxhanit, fallit, magjisë, astronomisë etj.Kjo është ajo që ndodhë me disa të prishur dhe gënjeshtarë të cilët tregojnë vendin e gjërave të humbura e të fshehura apo tregojnë shkaqet e disa sëmundjeve, e thonë:filani ta bëri këtë dhe u sëmure për këtë shkak.Kjo në realitet nga ata ndodhë sepse shërbehen me exhinët dhe shejtanët, deri sa tek njerëzit paraqiten kinse i bëjnë me veprimin e atyre gjërave, duke tentuar kështu mashtrimin dhe tradhtinë e tyre.Dijetari i famshëm Ibnu Tejmije tha:"Falltorët kishin me vete shokë nga shejtanët, i cili e lajmëronte për shumë fshehtësi nga dëgjimet që i vidhnin ata, pastaj, ata përzienin të vërtetën me gënjeshtrën...disa falltorëve shejtanët u bien ushqime, pemë dhe ëmbëlsira etj, që nuk gjinden në atë vend, kurse disa nga ata exhini i bartë(duke fluturuar) deri në Mekë, Mesxhidul-Aksa apo diku tjetër."

Lajmet e tyre mund të ndodhin edhe me anë të astronomisë dhe yjeve "tenxhimit" -tenxhimi është argumentimi në ndodhitë toksore me anë të ndryshimeve astronomike , sikur se kohët e ngritjes së erërave, ramjes së shiut, ndryshimit të çmimeve dhe çështje të tjera për të cilat mendojnë se mund të dihen me anën e udhëtimit të planeteve nëpër stazat e tyre, me anë të bashkimit dhe ndarjes së tyre-.Ata thonë:Ai që martohet me filan yllin i ndodhë filan ndodhia, ai që udhëton me filanin yllin i ndodhë filan ndodhia, ai që lindë në filan yllin i ndodhë filan puna e gëzuar apo e shëmtuar, sikur se publikohen thashethëniet horoskopike nëpër disa gazeta të prishura.

Disa njerëz injorantë dhe me iman të dobët shkojnë tek ata munexhxhimin dhe i pyesin për ardhmërinë e tyre, se çka do t'ju ndodhë, i pyesin për martesën e tyre etj.Ai që pretendon njohjen e fshehtësisë apo ai që i beson atij që pretendon një gjë të tillë është mushrik dhe pabesimtar, dhe

kjo për arësye se ai i bënë shirk -shoqërim- Allahut -xhel-le xhelaluhu- në atë që është i veçant vetëm për Te.Yjet janë të krijuara e të nënshtruara nuk kanë në dorë asgjë dhe nuk sinjalizojnë ndonjë gëzim e as në ndonjë pikllim dhe as ndonjë vdekje apo lindje.E gjithë kjo, në realitet, ndodhë nga veprimet e shejtanëve të cilët mundohen t'i vjedhin fjalët nga qiejt e lartë -kur melaqet flasin-.

## ES-SIHRU(MAGJIA), EL-KEHANE (FALLI) DHE EL-ARRAFE(PROFETIZIMI)

Të gjitha këto çështje janë veprime të shejtanëve dhe janë të ndaluara.Ato kundërshtojnë akiden -besimin-, sepse ato nuk arriten përveç me veprime politeiste.

**1-Magjia:**Është një veprim i lehtë dhe i fshehtë që nuk i dihet shkaku-në sy të njeriut-:

Është quajtur magjia në gjuhën arabe "es-sihru" sepse ajo ndodhë në mënyrë të fshehtë që nuk kapet me sy.Ajo është thirrje, fryerje, fjalë që fliten, lutje dhe tymosje -ted'hinat-.Magjia ndodhë në realitet -është hak-, disa nga ato ndikojnë në zemra dhe trup, kështu që njeriu sëmuhet, vret dhe ndahet gruaja nga burri i saj.Ky ndikim i magjive ndodhë me lejen dhe caktimin kevni -gjithësor- të Allahut -xhel-le xhelaluhu-.Ato janë veprime djallëzore dhe shumica e tyre nuk arrihen përveç se me shirk dhe afrim tek shpirtat e këqinjë përmes veprime- ve që ata dëshirojnë.Për këtë arësye, Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- e bashkoi sihrin me shirkun kur tha:*"Largojuni shtatë shkatërrueseve", i thanë -shokët-:Cilat janë ato?Tha:"T'i bëshë shoqërim Allahut -shirku-, magjia -sihri- ...".*

**Magjia hyn brenda shirkut nga dy aspekte:**

**Aspekti i parë:**Për shkak të shërbimit të shejtanëve, lidhjes me ta dhe

afrimit tek ata me ato veprime që ata i dëshirojnë dhe në këtë mënyrë ata i shërbejnë magjistarit.Pra, sihri është edukim i shejtanëve, Allahu -xhel-le xhelaluhu- thotë:"Por, shejtanët mohuan, ata u mësojnë njerëzve sihrin.."/El-Bekare:102/.

**Aspekti i dytë:**Sepse sihri është pretendim i njohjes së fshehtësisë dhe i shoqërimit të Allahut në këtë aspekt.Një gjë e tillë është kufr dhe devijim, Allahu -xhel-le xhelaluhu- thotë:"..ata veç e dinë se ai që e blenë atë -e përdorë sihrin- në ahiret nuk ka asnjë pjesë"/El-Bekare:102/.Nëse sihri është i tillë, atëherë, nuk ka dyshim se ai është kufr dhe shirk, i cili kundërshton akiden -besimin islam- dhe është obligim vrasja e atij që mirret me te, sikur se vranë sahabët disa nga ata magjistarë.Disa njerëz u treguan dorlirë ndaj sihrit dhe sihirbazëve, sa që disa nga ata e llogariten ate art me të cilin lavdërohen dhe marrin dhurata e lavdërime.Në disa vende organizohen mbledhje dhe gara të veçanta ku prezentojnë sihirbazët dhe mijëra argëtues.Kjo është mosnjohje e fesë -xhahilijjet-, mospërfillje e besimit dhe hapje e dyrve para njerëzve të prishur.

**2-El-Kehanetu-falli- dhe El-Arrafatu-profetizimi-:**Ato janë pretendimi i njohjes së fshehtësisë dhe çështjeve të fshehura, sikur se janë lajmërimet se çka do të ndodhë mbi tokë dhe ku është vendi i gjësë së humbur me ndihmën e shejtanëve të cilët vjedhin zërat nga qielli.Allahu -xhel-le xhelaluhu- thotë:"A t'ju lajmëroj se kujt i zbresin shejtanët!?Ata i zbresin çdo të prishuri dhe gjynahqari të madh.Ata -shejtanët- i hudhin dëgjimet (se çka flasin melaqet)por shumica e tyre gënjejnë."/Esh-Shuara:221-223/, kjo ndodhë kur shejtanët vjedhin ndonjë fjalë të melaqeve dhe pastaj e vëjnë në veshin e falltorit dhe nga kjo rrenë ai i shpikë njëqind gënjeshtra dhe njerëzit i besojnë për shkak të asaj fjale që e

ka ndëgjuar nga qielli.Vetëm Allahu -xhel-le xhelaluhu- është Njohsi i fshehtësisë, kurse ai që pretendon shoqërimin e Tij në këtë çështje apo i beson personit që pretendon një gjë të tillë, i ka bërë shirk Allahut -xhel-le xhelaluhu- në atë që është e veçant për Te.Falli nuk është i pastër nga shirku, sepse ai është afrim tek shejtanët me ato veprime që ata i dëshirojnë.Falli është shirk në rrububijetin e Allahut -xhel-le xhelaluhu- -hyjninë e Tij-, sepse vepruesi i tij pretendon shoqërimin e Allahut -xhel-le xhelaluhu- në diturinë e Tij.Gjithashtu, falli është shirk në uluhijetin e Allahut -xhel-le xhelaluhu-në adhurimin e veçant për Allahun -xhel-le xhelaluhu-, sepse ai është adhurim i shejtanëve.Transmetohet nga Ebu Hurejre -radiallahu anhu- se Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- tha:*"Ai që shkon tek një falltorë dhe i beson atij, ai veç ka mohuar atë që i'u zbrit Muhammedit -alejhis-selam".*

Çështja në të cilën duhet patur kujdes dhe duhet këshilluar të tjerët është: Se magjistarët dhe falltorët luajnë me besimet e njerëzve, sepse u paraqitën atyre me rroba të mjekëve, kështu që i urdhërojnë të sëmurët që t'i bëjnë kurban dikujt tjetër përveç Allahut -xhel-le xhelaluhu-, u thonë të therrin dashin apo pulën me filan cilësi apo u shkruajnë atyre hajmali -nuska- që përmbajnë shirk dhe nuska djallëzore në formë të hajmalive që i vëjnë në qafen apo shtëpitë e tyre.Disa nga ata paraqiten në formë të atyre që lajmërojnë fshehtësitë dhe vendin e gjërave të humbura.Injorantët shkojnë tek ata dhe i pyesin për gjërat e humbura, kurse këta i lajmërojnë apo u'a bijnë gjërat e humbura përmes bashkëpuntorve të tyre në mesin e shejtanëve.Disa të tjerë nga ata paraqiten në formën e evlijave, të cilët kinse bëjnë mrekulli e keramate, sikur se është p.sh. hyrja në zjarr pa e djegur ate, rrahja e vetës me armë, hyrja e tij nën rrotat e makinës pa e dëmtuar ate apo veprime të tjera, të cilat në realitet janë sihr dhe veprime

të shejtanëve që i bëjnë me dorën e falltorëve që në këtë mënyrë të bëjnë trazira në mes njerëzve apo ato janë çështje imagjinuese -hipoteza- e jo realitet.Ato janë mashtrime të fshehta të cilat i veprojnë ata vetëm t'u paraqitet ashtu para syve të njerëzve, sikur se ishin veprimet e magjistarëve të Faraonit, kur litarët e tyre kinse u shëndërruan në gjarpërij.Dijetari i famshëm Ibnu Tejmije, në dialogun e tij me magjistarët e sektit Betaihije El-Ahmedije(të sektit rifaij)tha, pasi që shehi i tyre i tha këtij dhe kishte ngritur zërin:"Neve na ndodhin filan e filan ndodhi".Ai pretendoi se bëjnë mrekulli, sikur se është veprimi i tyre me zjarrin dhe veçorizimi i tyre me te, e për këtë arësye duhet shuajtur para tyre.Thotë Ibnu Tejmije:"Thashë, e ngrita zërin dhe u hidhërova:Unë i drejtohem çdo rifaije prej lindjes së diellit e deri në perëndim të tij që edhe unë do të bëjë me zjarrin çdo gjë që ata veprojnë me te, e ai që digjet ka pësuar disfatë, apo nëse nuk harrova thashë:ai që digjet qoftë mallkimi i Allahut -xhel-le xhelaluhu- me te.Por, një gjë të tillë do ta bëjmë pasi që ta lajmë trupin tonë me uthëll dhe ujë të nxehtë.Atëherë, më pyetën udhëheqësit dhe njerëzit(që ishin aty) për këtë, u thash:sepse ata bëjnë mashtrime në bashkimin e tyre me zjarrin, ata bëjnë një materie nga yndyra e bretkocave, lëvoret e portokajve(naranxh) dhe haxherut-talk.Kur njerëzit dëgjuan këtë u mahnitën.Ai -shehi- filloi të paraqitet kinse në realitet ka mundësi të tillë, e tha:Unë dhe ti do të lidhemi për një guri, pasi që trupat tonë të jenë lyer me squfur.I thash:Ngritu pra!Fillova ta thërras që ai ta bëjë një gjë të tillë.Ai zgjati duart e tij duke u paraqitur se do ta zhveshi këmishën e tij.I thash:Një gjë të tillë nuk do ta bëshë para se të lahesh me ujë të nxehtë dhe uthëll.Ai u paraqit kinse nuk kuptoi, sikur se e kanë shprehi gjithmonë, e tha:Ai që e donë emirin -udhëheqësin që ishte prezent- le të mbledhi drunjë.I thash:Kjo që thua është tepër dhe

përçarje e tubimit si dhe nuk arrihet qëllimi, por, mjafton të bihet një kandil i ndezur pastaj unë dhe ti i fusim në te gishtërinjët pas larjes së tyre, atij që t'i digjet gishti qoftë mallkimi i Allahut me te apo i thash:ka pësuar disfatë.Kur unë i thash atij këtë ai u ndryshua dhe tregoi nënshtrimin e tij."

Ibnu Tejmije ka për qëllim të tregoi se ata gënjeshtarë i mashtrojnë njerëzit me gjëra të tilla.

## PREZENTIMI I KURBANAVE, ZOTIMEVE DHE I DHURATAVE TE TYRBET DHE VARREZAT DHE MADHËRIMI I TYRE

Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- mbylli të gjitha dyert të cilat shpien deri tek shirku dhe tërhoqi vërejtjen nga ai deri në maksimum.Në mesin e tij përmendi edhe çështjen e varrezave.Ai caktoi parimet mbrojtëse nga adhurimi i tyre dhe kalimi i kufirit ndaj të varrosurve, në mesin e atyre parimeve janë:

1-*Ai qortoi në respektin e tepërt ndaj evlijave dhe njerëzve të mirë,* sepse një gjë e tillë shpie deri tek adhurimi i tyre, e tha:"Ruajuni teprimit, sepse ata që ishin para jush -Hebrenjët dhe të Krishterët- i shkatërroi teprimi", dhe tha:"Mos më ngritni mua sikur se e ngritën të Krishterët birin e Merjemës -Isaun alejhis-selam-, unë jam vetëm një rob, pra, thuani:Robi i Allahut dhe i Dërguari i Tij".

2-*Gjithashtu, ai na këshilloi që mos të ndërtohet mbi varre,* sikur se transmeton Ebul-Hejjaxh El-Esediu, i cili thotë:Më tha mua Aliu -radiallahu anhu-:*"A të dërgoi(dërgues)ashtu sikur se më dërgoi mua i Dërguari i Allahut!?Që mos ta lëshë asnjë permendore pa e rrëzuar dhe të mos lëshë asnjë varr të ngritur pa e rrafshuar".*Poashtu, ai ndaloi

mallterizimin e tyre dhe ndërtimin mbi to.Xhabiri -radiallahu anhu- thotë:"I Dërguari i Allahut ndaloi mallterizimin e varrit, uljen dhe ndërtimin mbi te".
3-*Ai na këshilloi, gjithashtu, që mos të falemi në varreza.*Transmetohet se Aishja -radiallahu anha- tha:"Kur u sëmurë i Dërguari i Allahut filloi ta hudhë një gunë të tij që kishte mbi fëtyrën e tij, e kur pikëllohej e shpaloste.Duke qenë në këtë mënyrë ai tha:*"Mallkimi i Allahut qoftë mbi Hebrenjët dhe të Krishterët, të cilët i bënë varrezat e profetëve të tyre mesxhide -xhamia ku u bënin sexhde-."Ai, gjithashtu, tha:"Vëni re, ata që ishin para jush -Hebrenjët dhe të Krishterët- i bënin varrezat e profetëve të tyre xhamia.Ju mos i bëni varrezat xhamia, sepse unë ju ndaloje një gjë të tillë".*Nga ky hadith kuptohet se nuk bënë të falesh tek varrezat edhe nëse nuk ka xhami në te, sepse çdo vend që bëhet për qëllim të faljes llogaritet mesxhid, sikur se tha Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-:*"E gjithë toka më është bërë(më është lejuar për falje)xhami dhe e pastër."*E nëse në varreza ndërtohet xhamia, ndalimi është edhe më i ashpër.
Shumica e njerëzve i kundërshtuan këto ndalime të Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- dhe i vepruan ato dhe për shkak të tyre ranë në shirkun më të madh.Kështu që ndërtuan mbi varreza xhamia dhe shumë tyrbe.Ato mezare dhe varreza i bënë vende ku praktikohen të gjitha llojet e shirkut të madh, si prerja për to, lutja dhe kërkimi i ndihmes nga të varrosurit dhe shumë gjëra të tjera.Dijetari i famshëm Ibnul-Kajjim -Allahu -xhel-le xhelaluhu- e mëshiroftë- tha:"Ai që shikon situatën në mes Sunnetit të Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- rreth varrezave dhe atë që ai e urdhëroi dhe e ndaloi me gjendjen në të cilën ishin shokët e tij dhe gjendjen në të cilën gjinden njerëzit sot, do të vërejë një kundërshtim dhe dy pole të kundërta që nuk bashkohen kurrë.Muh-

ammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- ndaloi faljen tek varrezat, kurse njerëzit sot mu aty falen.Ai ndaloi ndërtimin e xhamiave mbi varreza, kurse ata ndërtojnë mbi to xhamia dhe i quajnë "meshahid", duke tentuar kështu t'i imitojnë shtëpitë e Zotit.Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- ndaloi ndezjen e qirinjëve tek ato, ata i ndezin qirinjët aty, ai, gjithashtu, ndaloi të bëhen festat aty, ata i bëjnë festat aty dhe tubohen aty më shumë se sa për festën e Bajramit.Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- urdhëroi të rrafshohen varrezat, sikur se e cekëm më parë thënien e Aliut -radiallahu anhu-, kurse ata e teprojnë në kundërshtimin e ndalimit të Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- dhe i ngritin ato porsi shtëpitë dhe u vendosin lartë kube...shiko, pra, këtë dallim të madh në mes të asaj që urdhëroi Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- dhe pati për qëllim me ndalimin e tij që cekëm për varrezat dhe në mes të asaj që bëjnë njerëzit.Nuk ka dyshim se ato veprime kanë dëme të shumta që nuk mund t'i numrojmë...në realitet Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- urdhëroi që vizita e varrezave ta përkujtoj ahiretin, t'i bëshë dua atij që e viziton, të kërkosh nga Allahu -xhel-le xhelaluhu- falje për te dhe shpëtim.Me këtë rast, vizituesi i bënë dobi vetës dhe të varrosurit.Kurse ata politeistë, e rrotulluan çështjen dhe fenë, kështu që me vizitën e varrezave bënë për qëllim të tyre shirkun, duke i'u lutur të varrosurit t'u përgjigjet nevojave të tyre dhe t'i bëjë të begatshëm, kërkojnë ndihmë nga ata kundër armikut dhe të ngjashme.Me këtë rast ata i bëjnë dëm vetës dhe të varrosurit."

Nga kjo bëhet e qartë se bërja e zotimeve dhe therja e kurbanave tek varrezat është shirk i madh, sepse një gjë e tillë është në kundërshtim me rrugën e Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- dhe gjendjen në të cilën duhet të jenë varrezat.Që mos të ndërtohet mbi to dhe mos të

ndërtohen xhamiat tek ato, sepse kur mbi to u ndërtuan tyrbet, kubet dhe xhamiat menduan injorantët se të varrosurit aty mund të bëjnë dobi dhe dëm, si dhe mund t'i përgjigjen atij që kërkon ndihmë, kështu që njerëzit filluan t'ju bëjnë kurbana deri sa u bënë ato varreza idhuj që adhurohen përveç Allahut -xhel-le xhelaluhu-.Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- tha:*"O Zot!Mos e bënë varrin tim idhull që adhurohet."*Ai këtë lutje e bëri, sepse e dinte se në varrezat tjera do të ndodhë një gjë e tillë.Kjo është edhe duke ndodhur në shumë vende islame, kurse varri i tij -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- është i mbrojtur me bereqetin e lutjes së tij, edhe pse ndonjëherë afër varrit të tij ndodhin disa gabime nga disa injorantë apo devijues.Por, ata nuk mund të arrijnë tek varri i tij -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-, sepse varri i tij është në shtëpinë e tij e jo në xhami dhe është i rrethuar me tri mure, sikur se thotë Ibnul-Kajjimi:

Zoti i botëve i'u përgjegj lutjes së tij
Dhe e rrethoi ate me tri mure.

## SQARIMI I DISPOZITËS RRETH MADHËRIMIT TË STATUJAVE DHE PËRMENDOREVE PËRKUJTUESE

**Et-temathil-statujat-**:Janë statuja trupore në formë të njeriut, të shtazës apo ndonjë gjëje tjetër që ka shpirt.En-nusub -përmendoret- në thelb janë:Flamujtë dhe guret të cilët politeistët i gdhendënin në formë të ndo-një udhëheqësi apo njeriu të madh që kështu ta ringjallin përkujtimin e tyre.

Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- na këshilloi që të mos vizatojmë gjërat që kanë shpirtë, e posaqërisht vizatimin e atyre që madhërohen në mesin e njerëzve, sikur se janë dijetarët, mbretërit, mistikët, udhëheqësit dhe paria.Pa marrë parasyshë se a bëhet ky vizatim

në ndonjë pllak, letër, mur, teshë apo përmes mjetit fotografues -aparatit- që njihet në kohën tonë apo përmes gdhendjes dhe ndërtimit të fotografisë në formë të statujës.Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- ndaloi vënjen e fotografive në mur e ngjashëm, si edhe ruajtjen e statujave e të përmendoreve dhe vënjen e tyre në shtëpi për përkujtim, sepse një gjë e tillë është rrugë deri tek shirku.Shirku i parë që ndodhi mbi fytyrën e tokës ndodhi si shkak i vizatimeve dhe përmendoreve.Në popullin e Nuhut -alejhis-selam- jetonin disa njerëz të mirë, kur ata vdiqën filloi populli të pikëllohen për ata, atëherë, shejtani u shpalli atyre që t'u ndërtojnë atyre statuja në mexhliset ku ata rrinin dhe t'u ngjesin atyre statujave emrat e tyre.Në fillim ato statuja nuk adhuroheshin, por, kur kaloi ajo gjeneratë dhe u harrua dituria, ata filluan t'i adhurojnë ato statuja.Pastaj, kur Allahu -xhel-le xhelaluhu- dërgoi Nuhun -alejhis-selam- që t'i largoi ata nga shirku që ndodhi si shkak i atyre statujave, ata nuk i'u përgjigjen dhe këmbëngulën në adhurimin e atyre statujave të cilat ishin shëndërruar në idhuj:"Dhe u thanë:Mos braktisni zotat tuaj kurrsesi, mos braktisni Vudda-në, as Suvva-në, e as Jguth-in, Jeuk-ën e Nesra-në"/Nuh:23/.Këta janë emrat e atyre burrave të cilëve i'u ndërtuan ato statuja në formën e tyre që të ringjallet përkujtimi i tyre.

Shiko, pra, se deri ku arriti çeshtja si shkak i atyre statujave përkujtuese përmes të cilave njerëzimi ra në shirk dhe në kundërshtim të Allahut -xhel-le xhelaluhu- e të dërguarve të Tij.Ky ishte shkaku që Allahu -xhel-le xhelaluhu- i shkatërroj ata me përmbytje -tufan- dhe i bëri të urrejtur te Allahu -xhel-le xhelaluhu- dhe te njerëzimi.Kjo tregon se sa i rrezikshëm është vizatimi dhe formimi i statujave, për këtë arësye Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- i mallkoi skulptorët dhe tha se ata kanë dënimin më të ashpër Ditën e Gjykimit.Ai urdhëroi fshirjen e pikturave dhe na

tregoi se melaqet nuk hyjnë në shtëpinë ku ka piktura.Të gjitha këto ai i tregoi për shkak të keqbërjes dhe rrezikut të madh të tyre për besimin e ummetit të tij.Pra, shirku i parë në tokë ndodhi nga ato statuja, atëherë, ato janë të ndaluara, sepse janë rrugë deri tek shirku dhe shkatërruese të besimit, dhe pa marrë parasyshë se a gjinden ato statuja në mexhlise, në sheshe apo në kopshte.Nëse pabesimtarët sot bëjnë punë të tilla, pasi që ata nuk kanë besim -akide- që hecin sipas tij, muslimanëve nuk u lejohet t'i imitojnë dhe t'i shoqërojnë ata në këtë vepërim, sepse kështu ata do të mbrojnë besimin e tyre i cili është burimi i fuqisë dhe i lumturisë së tyre.

## SQARIMI I DISPOZITËS RRETH PËRQESHJES ME FENË DHE MOSPËRFILLJES SË NDALIMEVE TË SAJ

Përqeshja me fenë është largim nga islami dhe dalje nga feja në përgjithësi.Allahu -xhel-le xhelaluhu- thotë: "Thuaj (Muhammed): A me Allahun, ajetet dhe të Dërguarin e Tij ju ishit duke u përqeshur. Mos kërkoni falje, ju mohuat pasi që kishit besuar."/Et-Tevbe: 65-66/.
Ky ajet, argumenton se përqeshja me Allahun -xhel-le xhelaluhu-, me ajetet dhe të Dërguarin e Tij është kufr, si dhe përqeshja me njërin nga këta është përqeshje me të gjithë. Ky ajet zbriti sepse munafikët -dyftyrshat- ishin përqeshur me Muhmmedin -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- dhe me shokët e tij. Ata të cilët ulin njëshmërin e Allahut -xhel-le xhelaluhu-, madhërojnë lutjen e të vdekurve dhe kur të thirren që të besojnë në një Zot e të ndalohen nga shirku, nuk i'a vëjnë veshin asaj thirrje, të gjitha këto çështje janë përqeshje, sikur se thotë Allahu -xhel-le xhelaluhu-:"Dhe kur ata të shohin ty (Muhmmed) nuk të marrin ndryshe përveç se përqeshen:A ky është ai të cilin Allahu -xhel-le xhelaluhu- e dergoi profet!?Gati ishte ky të na largoi nga zotrat tanë sikur mos të

bëjshim durim për ta. /El-Furkan:41-42/.Ata u përqeshen me Muhammedin -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-, sepse ky i largonte ata nga shirku.Edhe sot e kësaj dite politeistët i fyejn dhe i përshkruajnë profetët me mendjelehtësi, devijim dhe çmenduri kurdo që thirrën në monoteizëm, këtë e bëjnë sepse ata madhërojnë në zemrat e tyre shirkun.Allahu -xhel-le xhelaluhu- thotë:"Ka nga njerëzit të tillë që marrin -adhurojnë- përveç Allahut idhuj, i dojnë ata sikur se duhet -nga besimtarët- Allahu.."/El-Bekare:165/.

Ai që don një krijesë aq sa duhet dashur Allahun -xhel-le xhelaluhu-, është politeist.Këtu duhet dalluar mes dashurisë për Allahun -xhel-le xhelaluhu- dhe dashurisë sa Allahun -xhel-le xhelaluhu-.Ata të cilët i bënë varrezat idhuj të tyre, përqeshen me njëshmërinë dhe adhurimin e Allahut -xhel-le xhelaluhu- dhe madhërojnë ndërmjetësuesit që i kanë marrë përveç Zotit, ndonjëri nga ata mund të betohet rrejshëm në Allahun -xhel-le xhelaluhu-, derisa një gjë të tillë nuk mund ta bëjë në emër të shehit të tij.Sekte të shumta e shohin se të lutesh dhe të kërkosh ndihmë nga shehi te varri i tij apo në ndonjë vend tjetër është më dobishëm se sa t'i lutesh Allahut -xhel-le xhelaluhu- në xhami në kohën e suhurit -para agimit-.Ata përqeshen me atë që e lë tarikatin dhe kalon në rrugën e tevhidit.Disa nga ata i prishin xhamiat, kurse i ndërtojnë teqet.Një veprim i tillë a nuk është përqeshje me Allahun -xhel-le xhelaluhu-, ajetet dhe të Dërguarin e Tij, kurse në anën tjetër, a nuk është madhërim i shirkut!?

**Përqeshja me fenë ndahet në dy lloje:**

**Përqeshje e hapët me fenë:**Sikur se ndodhi me ata për të cilët zbriti ajeti, fjalët e të cilëve ishin:Nuk kemi parë sikur këta shokët tanë -sahabet- më barkmëdhenjë, e më gënjeshtarë, e më frikacak gjatë luftimit ose ngjashëm me fjalët e përqeshësve.Pastaj fjala e tyre:Kjo feja e juaj

është fe e pestë, apo thënia:Feja e juaj është fe e budallenjëve, apo thënia: erdhën fetarët-në mënyrë përqeshëse-, kur i sheh ata që urdhërojnë në të mira dhe pengojnë nga të këqijat dhe shumë thënie të tjera që nuk mund t'i numërojmë, e të cilat janë më të mëdha se sa të atyre për të cilët zbriti ajeti.

**Përqeshja jo e hapët me fenë**:Është det i pafund, sikur se janë:Bërja me sy, nxerrja e gjuhës, shtyrja me dorë gjatë leximit të Kur'anit, Sunnetit të pejgamberit, gjatë urdhërimit në të mira dhe pengimit nga të këqijat, kështu është edhe thënia e disave:Se Islami nuk vlen për shekullin njëzet, por, ai vlen për shekujt e mesëm dhe ai është prapambeturi dhe ai është i ashpër në dënimet e tij.Ai i bëri mizori gruas sepse lejoi shkurorizimin e saj dhe lejoi poligaminë dhe thënia e tyre:Gjykimi me sistemet njerëzore është më mirë se sa gjykimi islam.Pastaj, i thonë atij që thërret në monoteizëm dhe largon nga adhurimi i varrezave "ekstremist ose fundamentalist" ose dëshiron të përqaj xhematin e muslimanëve ose ai është medh'hebi i pestë.Dhe fjalë të ngjashme, të cilat në realitet janë fyerje e fesë, e fetarëve dhe përqeshje me besimin e vërtetë.

**Ve la havle ve la kuvvete il-la bil-lah.**

Kështu bëhet edhe përqeshja e tyre me sunnetet e Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-.

## MOSGJYKIMI ME LIGJET E ALLAHUT
### -xhel-le xhelalu-hu-

Nga rivendikimet -obligimet- e imanit dhe adhurimit të Allahut, është nënshtrimi ndaj gjykimit të Tij, gëzimi me ligjin e Tij dhe kthimi tek Libri i Tij e tek Sunneti i të Dërguarit të Tij gjatë kundërshtimeve në fjalë, në baza, në armiqësi, në gjakra, në pasuri dhe në të drejtat e tjera.Allahu -xhel-le xhelaluhu- është Gjykatësi dhe Atij i takon gjykimi.Atëherë, udhëheqësit e kanë obligim të gjykojnë me ligjet e Allahut -xhel-le xhelaluhu- të cilat i shpalli, kurse për popullin është obligim të kërkojnë gjykimin në ato ligje që Ai i zbriti në Librin e Tij dhe në Sunnetin e të Dërguarit të Tij.Allahu -xhel-le xhelaluhu- për udhëheqësit thotë:"Vërtetë, Allahu ju urdhëron juve që t'i ktheni emanetet -t'i kryeni ato- tek pronarët e tyre dhe kur të gjykoni mes njerëzve të gjykoni me drejtësi.."/En-Nisa:58/.Kurse për popullin -të nënshtruarit- thotë:"O ju të cilët besuat!Respektone Allahun dhe respektone të Dërguarin e Tij e edhe udhëheqësit në mesin tuaj(është fjala për udhëheqësit që gjykojnë me Librin e Allahut -xhel-le xhelaluhu-).Nëse bini në kundërshtim rreth një gjëje, kthehuni tek Allahu -Libri i Tij- dhe tek i Dërguari -Sunneti i tij- nëse besoni në Allahun dhe në Ditën e Gjykimit.Kjo është më hajr dhe kthim më i mirë."/En-Nisa:59/.Pastaj, Ai sqaroi se imani dhe mosgjykimi me ligjet e Allahut-xhel-le xhelaluhu- nuk mund të bashkohen, e thotë:"A nuk i sheh(Muhammed)ata të cilët supozojnë se besuan në atë që t'u zbritë ty -Kur'anin- dhe në atë që zbriti para teje -librat e mëparshme- e në të njejtën kohë kërkojnë gjykim tek taguti - është shejtani dhe çdo njeri që nuk gjykon me ligjet e Allahut-,

kurse ata janë urdhëruar që ta mohojnë ate -shejtanin-.Shejtani dëshiron që ata t'i humbi në një devijim të largët."/En-Nisa:60/, deri te fjala e Tij:"Jo, betohem në Zotin tënd!Ata nuk besojnë deri sa mos të marrin për gjykatës në mosmarrëveshjet e tyre dhe pastaj në vetën e tyre nuk do të gjejnë kurrfarë pakënaqësie nga gjykimi yt dhe të dorëzohen plotësisht."/En-Nisa:65/.

Pra, Allahu -xhel-le xhelaluhu-, me betim të fortë, mohoi imanin nga ata të cilët nuk marrin për gjykatës të Dërguarin -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- dhe në të njejtën kohë nuk janë të kënaqur me gjykimin e tij.Gjithashtu, Allahu -xhel-le xhelaluhu- i quajti pabesimtarë, mizorë dhe fasika ata udhëheqës të cilët nuk gjykojnë me atë që shpalli ai -Kur'anin-, e thotë:

**"..ata të cilët nuk gjykojnë me atë që zbriti Allahu, ata janë vetë pabesimtarët."/El-Maide:44/.**

**"..ata të cilët nuk gjykojnë me atë që zbriti Allahu, ata janë vetë mizorët."/El-Maide:45/.**

**"..ata të cilët nuk gjykojnë me atë që zbriti Allahu, ata janë vetë fasikët."/El-Maide:46/.**

Pra, patjetër duhet gjykuar me atë që zbriti Allahu -xhel-le xhelaluhu- dhe duhet kërkuar gjykimin nga Ai në të gjitha pikat e mospajtimeve në fjalët ixhdihadije -përpjekëse- mes dijetarëve.Fjalët e asnjë dijetari nuk duhet pranuar, përveç nëse ato i argumenton me Librin e Allahut -xhel-le xhelaluhu- dhe Sunnetin e Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- pa kurrfarë fanatizmi për një medh'heb apo pa kurrfarë animi nga një imam.Me Librin e Allahut -xhel-le xhelaluhu- duhet gjykuar në të gjitha problemet njerëzore, e jo vetëm në gjendjet personale, sikur se ndodhë me disa vende të cilat i përkasin islamit, sepse Islami është i përgjithshëm dhe nuk ndahet, Allahu -xhel-le xhelaluhu- thotë:"O ju që besuat!Hyni në

paqe -Islam- në përgjithësi"?El-Bekare:208/, dhe thotë:"..a në një pjesë të Librit -Kur'anit- besoni kurse një pjesë tjetër mohoni."/El-Bekare:85/.

Kjo është obligim edhe për pasuesit e medh'hebeve, ata duhet t'i kthejnë fjalët e imamëve të tyre tek Kur'ani dhe sunneti, e çka bie në pajtim me ta, i përmbahen atyre fjalëve, kurse ato fjalë që bien në kundërshtim me to, nuk i përmbahen atyre pa kurrfarë fanatizmi apo animi.Posaqërisht, një gjë të tillë duhet ta bëjnë në çështjet e akides -besimit-, sepse të gjithë imamët -Allahu xhel-le xhelaluhu i mëshiroftë- porositën një gjë të tillë -ky është medh'hebi(drejtimi)i të gjithëve-.Pra, ai që kundërshton këtë nuk është pasues i tyre, edhe nëse u përket atyre.Këta bëjnë pjesë në mesin e atyre për të cilët Allahu -xhel-le xhelaluhu- thotë:"Ata i konsideruan "ahbarët"(priftërit jehudi)e tyre dhe "ruhbanët" (murgjit e krishterë) e tyre e edhe Mesihun(Isaun) të birin e Merjemes, për zota pos Allahut.."/Et-Tevbe:31/.Ajeti nuk është i veçant vetëm për Jahudit dhe të Krishterët, por, për të gjithë ata të cilët veprojnë si ata.Ai që kundërshton atë që urdhëroi Allahu -xhel-le xhelaluhu- dhe i Dërguari i Tij, d.m.th. nuk gjykon me ligjet e Allahut -xhel-le xhelaluhu- ose kërkon një gjë të tillë sipas dëshirës së tij, ai ka hequr litarin e islamit dhe imanit nga qafa e tij ,edhe nëse mendon se ai është besimtar.Sepse Allahu -xhel-le xhelaluhu- e mohoi ate që supozon një gjë të tillë dhe i përgënjeshtroi në supozimin e tyre.Fjala "jez'umun -supozojnë-" përdoret në gj.arabe për ata që pretendojnë një gjë të rrejshme si shkak i punës së kundër të tyre.Këtë e vërtetoi thënia e Tij:"..e ata u urdhëruan që ta mohojnë ate -tagutin-..", sepse mohimi i tagutit është shtyllë e tevhidit, sikur se thotë Allahu -xhel-le xhelaluhu- në suren El-Bekare:256:"..ai që mohon tagutin dhe beson në Allahun, ai është kapur për litarin më të fortë..".Nëse kjo shtyllë nuk gjindet tek besimtari, ai nuk është monoteist.Monoteizmi

-tevhidi- është baza e imanit, që me të vlejnë të gjitha veprat dhe pa te nuk vlenë asnjë nga ato, sikur se u përmend në ajetin e lartshënuar.Kërkimi i gjykimit tek taguti është besim në te.

Mohimi i imanit nga ata të cilët nuk gjykojnë me atë që zbriti Allahu -xhel-le xhelaluhu- argumentohet me atë se gjykimi me ligjin e Allahut -xhel-le xhelaluhu- është iman, akide -besim- dhe adhurim në të cilin duhet llogaritur muslimani.Ligji i Allahut -xhel-le xhelaluhu- nuk duhet praktikuar vetëm pse ai është më i dobishëm për njerëzit dhe më i rregullt për siguri, sikur se mendojnë disa njerëz të cilët mbështetën vetëm në këtë aspekt, kurse harrojnë aspektin e parë.Allahu -xhel-le xhelaluhu- fyu ata të cilët praktikojnë ligjet e Tij për shkak të ndonjë interesi, duke mos e konsideruar ate adhurim ndaj Allahut -xhel-le xhelaluhu-, Ai thotë:"Kur ata thirren që Allahu dhe i Dërguari i Tij të gjykoj mes tyre, një grup nga ata bëhen refuzues.E nëse me ta është hakku -e drejta- vijnë tek ai(Muhammedi)me bindje e respekt."/En-Nur:48-49/.

Pra, atyre nuk ju intereson diç tjetër përveç dëshirës së tyre, kurse ajo që kundërshton dëshirën e tyre e refuzojnë, sepse ata nuk e llogarisin gjykimin tek i Dërguari -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- adhurim.

## GJYKIMI PËR ATE QË NUK GJYKON ME LIGJET E ALLAHUT -xhel-le xhelaluhu-

Allahu -xhel-le xhelaluhu- thotë:"..ata që nuk gjykojnë me atë që zbriti Allahu -xhel-le xhelaluhu-, ata janë vetë pabesimtarët."/El-Maide:44/.Nga ky ajet kuptohet se mos gjykimi me atë që zbriti Allahu -xhel-le xhelaluhu- është kufr.Ky kufr ndonjëherë është **kufr i madh** që të largon nga mileti islam, e ndonjëherë është **kufr i vogël** që nuk të largon nga mileti islam.Kjo mvaret nga besimi i udhëheqësit, nëse ai beson se ligjet

dhe sistemet e tjera janë më të mira se sa ligjet islame dhe se ai nuk vlen për këtë kohë apo duke mos gjykuar me ligjet e Allahut -xhel-le xhelaluhu- dëshiron kënaqjen e pabesimtarëve dhe të munafikëve, me këtë rast kufri i tij është i madh.Nëse ai beson se është obligim gjykimi me atë që zbriti Allahu -xhel-le xhelaluhu-, por ai largohet nga ai gjykim duke pranuar se ai meriton dënimin për këtë vepër të tij, me këtë rast ai është mëkatar dhe quhet kafir me kufr të vogël.Nëse ai nuk njohi ligjin e Allahut -xhel-le xhelaluhu- pas përpjekjes së tij në njohjen e ligjit të tij dhe gaboi, ai është gabimtar dhe ka një sevap për përpjekjen e tij, kurse gabimi i tij falet.Kështu është kur gjykohet në një çështje të veçant.Kurse gjykimi në çështjet e përgjithshme ndryshon.

Dijetari i famshëm Ibnu Tejmije tha:"Nëse udhëheqësi është fetar, por ai gjykon pa dituri është nga banorët e xhehnemit, e nëse është dijetar, por gjykon në kundërshtim me hakkun që ai e di, është nga banorët e xhehnemit.E nëse gjykon pa drejtësi e edhe pa dituri edhe më tepër i takon të jetë nga banorët e xhehnemit.Kështu është nëse gjykon në një çështje personale.Derisa nëse gjykimi është i përgjithshëm në fenë e muslimanëve, e ai hakun e bënë të kotë kurse të kotën hakk, sunnetin e bënë risi e risinë e bënë sunnet, të mirën e bënë të keqe e të keqën e bënë të mirë, largon nga ajo që urdhëroi Allahu -xhel-le xhelaluhu- dhe i Dërguari i Tij dhe urdhëron në atë që ndaloi Allahu -xhel-le xhelaluhu- dhe i Dërguari i Tij, në këtë rast problemi është tjetër, për te gjykon Zoti i botëve, Zoti i të dërguarëve, Mbreti i Ditës së Gjykimit të cilit i takon falënderimi në këtë botë dhe në botën tjetër:"I Tij është gjykimi dhe tek Ai do të ktheheni"/El-Kasas:88/, dhe thotë:"Ai është që e dërgoi të Dërguarin e Tij me udhëzim -Kur'an- dhe fenë e vërtetë që të mbizotëroi mbi të gjitha fetë.Mjafton që Allahu -xhel-le xhelaluhu- është

dëshmitar."/El-Fet'h:28/."
Gjithashtu, Ai tha:"Nuk ka dyshim se ai që nuk beson se është obligim gjykimi me atë që i zbriti Allahu -xhel-le xhelaluhu- të Dërguarit të Tij, se është kafir.Ai që lejon të gjykojë mes njerëzve me atë që ai e sheh drejtësi duke mos ndjekur atë që zbriti Allahu -xhel-le xhelaluhu-, ai është kafir.Nuk ka asnjë ummet -populli- që nuk urdhëron të gjykohet me drejtësi.Drejtësi, në njërën nga ato ummete, mund të jetë atë që shohin të mëdhenjtë e tyre.Shumë të tillë që i përkasin islamit gjykojnë me traditat e tyre të cilat nuk i zbriti Allahu -xhel-le xhelaluhu-, sikur se janë traditat e të parëve.Udhëheqësit e shihnin se kjo është ajo me të cilën duhet gjykuar e jo me Librin e Allahut -xhel-le xhelaluhu- dhe Sunnetin e Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-, e ky është, pra, kufri.Shumë njerëz kan hyrë në Islam, por ata nuk gjykojnë përveç se me traditat ekzistuese me të cilat urdhërojnë udhëheqësit.Këta janë pabesimtarë kur e dijnë se nuk lejohet gjykimi përveç se me atë që zbriti Allahu -xhel-le xhelaluhu- dhe nuk i përmbahen atij, por lejojnë që të gjykohet në kundërshtim me atë që zbriti Allahu -xhel-le xhelaluhu-.Pra, ata janë kuffar -pabesimtarë-".
Dijetari Muhammed Ibn Ibrahim tha:"Kufrit të cilit i thuhet "**kufr dune kufr**" kufri nën kufr -kufr i vogël-, është kur kërkohet gjykimi nga dikush tjetër përveç Allahut -xhel-le xhelaluhu-, duke besuar se ai është mëkatar dhe se gjykimi i Allahut -xhel-le xhelaluhu- është hakk dhe kjo nga ai ndodhë një apo dy herë.Kurse ai që i ka vendosur ligjet me rend dhe kërkon nënshtrimin ndaj tyre, ka bërë kufr që e largon nga mileti islam, edhe nëse ai thotë se ka gabuar dhe ligjet e Allahut -xhel-le xhelaluhu- janë më të drejta".Pra. ky dijetar -Allahu xhel-le xhelaluhu e mëshiroftë- bëri dallim në mes gjykimit pjesor, që nuk përsëritet, dhe në mes

gjykimit të përgjithshëm. i cili është bazë në të gjitha dispozitat apo shumicën e tyre.Ai përforcoi se një gjë e tillë të largon nga mileti islam në përgjithësi. sepse ai që largoi sheriatin islam dhe vendosi ligjet e sistemet njerëzore. ai e sheh se ato sisteme janë më të vlefshme e më të dobishme se sa sheriati islam.Nuk ka dyshim se një besim i tillë është kufr i madh që të largon nga mileti islam dhe kundërshton tevhidin.

## PRETENDIMI I TË DREJTËS PËR VUARJEN E LIGJEVE DHE PËR LEJIMIN DHE NDALIMIN

Vurja e dispozitave sipas të cilave do të veprojnë njerëzit në adhurimet. bashkëpunimet dhe punet e tjera të tyre. si dhe vuarja e dispozitave të cilat ndajnë konfliktet dhe i japin fund armiqësive. janë e drejtë e Allahut -xhel-le xhelaluhu-. Zotit të njerëzve dhe Krijuesit të krijesave:"Vëre. i Tij është krijimi dhe urdhërimi -sundimi-. i madhëruar është Allahu. Zoti i botëve."/El-A'raf:54/.Ai e dinë se çka ju bënë dobi robëve të Tij kur Ai u cakton atyre ligje.Në emër të rububijetit të Tij -që vetëm Ai është krijues e furnizes- u cakton atyre ligje. kurse në emër të uluhijetit e ubudijetit të Tij -që vetëm Ai meriton të adhurohet e respektohet- i pranojnë dispozitat e Tij dhe dobia e praktikimit të tyre u rikthehet atyre. Allahu -xhel-le xhelaluhu- thotë:"..nëse bini në konflikt rreth njdonjë çështjeje. kthene ate tek Allahu dhe i Dërguari nëse besoni në Allahun dhe Ditën e Gjykimit.Kjo është më hajr dhe kthim më i mirë."/En-Nisa:59/. dhe thotë:"E kur bini në konflikt rreth ndonjë çështjeje. gjykimi i saj është tek Allahu. Ai është Allahu. Zoti im."/Esh-Shura:10/.Allahu -xhel-le xhelaluhu- e urrejti që robet e Tij të marrin legjislator tjetër përveç Tij. e tha:"..a mos ata kanë shokë -zotra- që u bëjnë ligje në fe çfarë Zoti nuk ka

lejuar.."/Esh-Shura:21/.
Ai që pranon ndonjë ligj tjetër përveç ligjit të Allahut -xhel-le xhelaluhu-, ai ka bërë shirk në Allahun -xhel-le xhelaluhu-.Ato ligje që nuk i caktoi Allahu -xhel-le xhelaluhu- dhe i Dërguari i Tij në ibadete janë risi -bidat-, e çdo risi është devijim.Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- tha:*"Ai që shpik në këtë çështjen tonë -fenë- çka nuk është prej saj ajo është e refuzuar."*, në një transmetim tjetër tha:*"Kush punon një punë që nuk është në pajtim me çështjen tonë -fenë tonë- ajo është e refuzuar"*.Atë që nuk e bëri ligj Allahu -xhel-le xhelaluhu- e as i Dërguari i Tij për njerëzit në marrëdhëniet e tyre dhe në pushtet, është gjykim i tagutit -i djallit- dhe i xhahilijjetit:"..a mos gjykimin e xhahilijjetit e dojnë ata, e mos dikush është më i mirë se sa Allahu në gjykim për popullin që beson"/El-Maide:50/.Gjithashtu, lejimi dhe ndalimi janë e drejtë e Allahut -xhel-le xhelaluhu- që nuk guxon askush ta shoqëroj në to.Allahu -xhel-le xhelaluhu- thotë:"Mos i hani ato -të therurat- që nuk u është përmendur emri i Zotit, ato -ngrënia e tyre-, vërtetë, është mëkat.Shejtanët i nxisin miqët e vet që t'ju polemizojnë juve, e nëse i dëgjoni ata, atëherë jeni si ata politeistë"./El-En'am:121/.
Allahu -xhel-le xhelaluhu- e bëri bindjen ndaj shejtanve dhe ndaj dashamirve të tyre, në lejimin e asaj që ndaloi, shirk.Gjithashtu, ata të cilët i binden dijetarëve dhe udhëheqësve në ndalimin e asaj që lejoi Allahu -xhel-le xhelaluhu- dhe në lejimin e asaj që ndaloi Allahu -xhel-le xhelaluhu- i kanë marrë ata për zotra përveç Allahut -xhel-le xhelaluhu-, sepse Ai thotë:"Ata i konsideruan "ahbarët" (priftërit jehudi)e tyre dhe "ruhbanët"(murgjit e krishterë) e tyre dhe Mesihun (Isaun) të birin e Merjemes, për zota pos Allahut.Ata nuk u urdhëruan ndryshe përveç se të adhurojnë një Zot të Vetmin, nuk ka zot tjetër përveç Tij, i lartë është Ai

nga ajo që ata i shoqërojnë -i bëjnë shirk-."/Et-Tevbe:31/.Transmeton Termidhiu dhe të tjerët -transmetuesit e haditheve- se Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- i'a tha këtë ajet Adij Ibnu Hatim Et-Taiut -radiallahu anhu-, i cili i tha:*"O i Dërguar i Allahut!Ne ata nuk i adhurojmë.Ai i tha:"A nuk ju lejojnë çka Allahu e ndaloi dhe ju e lejoni ate dhe ju ndalojnë atë që Allahu e lejoi dhe ju e ndaloni", tha ai:Po si jo.Atëherë, i tha Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-:"**Ky është adhurimi ndaj tyre"*.** Pra, bindja e tyre ndaj ndalimeve dhe lejimeve që i bënë ata, është adhurim ndaj tyre dhe shirk, bile ky është shirk i madh i cili kundërshton tevhidin, sinjalizim i të cilit është dëshmia La ilahe il-lallah -nuk ka zot tjetër përveç Allahut -xhel-le xhelaluhu-, sepse sinjalizim i kësaj dëshmie është se lejimi dhe ndalimi janë e drejtë vetëm e Allahut -xhel-le xhelaluhu-.Nëse gjendja është kështu me ata që u binden dijetarëve dhe adhuruesëve në lejimin dhe ndalimin e tyre të cilët bijnë në kundërshtim me ligjin e Allahut -xhel-le xhelaluhu-, duke ditur se këta janë më afër diturisë e fesë dhe gabimi i tyre mund të ndodhë nga përpjekja e tyre, me ç'rast nuk kanë qëlluar hakkun për të cilën gjë shpërblehen, atëherë, si është gjendja me ata të cilët binden ndaj dispozitave të sistemeve konvencionale, të cilat janë themelim i pabesimtarëve dhe ateistëve, të cilat barten në vendet islame dhe me to gjykohet. Ve la havle ve la kuvvete il-la bil-lah.

## GJYKIMI RRETH PËRKATËSISË NË DREJTIMET ATEISTE DHE PARTITË INJORANTE -xhahilijjite-

1- *Përkatësia në drejtimet ateiste, sikur se janë komunizmi, laicizmi, kapitalizmi dhe drejtimet e tjera të kufrit, është dalje -riddeh- nga feja Islame.*Nëse ndonjëri që i përket atyre drejtimeve pretendon Islamin -i

thotë vetit se është musliman-, një gjë e tillë është nifaku më i madhë, sepse munafikët i përkasin islamit në formën e jashtme, kurse në brendësinë e tyre -me zemrat e tyre- janë me pabesimtarët, sikur se thotë Allahu -xhel-le xhelaluhu- për ta:"Kur ata(munafikët)i takojnë ata që besuan u thonë:Ne besojmë, e kur të shkojnë tek shejtanët e tyre(pabesimtarët)u thonë:Ne jemi me ju, ne vetëm përqeshemi(me muslimanët)."/El-Bekare:14/, dhe thotë:"Ata -munafikët- janë që presin se ç'po ju ngjanë juve.Nëse me ndihmën e Allahut ngadhënjeni, ata thonë:"A nuk ishim me ju?"E nëse pabesimtarëve u takon ndonjë fitim, ata thonë:"A nuk mbizotëruam ne mbi ju -por nuk deshëm të mposhtim- dhe penguam prej jush besimtarët.."/En-Nisa:141/.

Ata munafikë mashtrues kanë nga dy fytyra:Me një fytyrë dalin para besimtarëve dhe me një fytyrë tjetër kthehen tek vëllezërit e tyre ateistë. Gjithashtu, ata kanë dy gjuhë, njërën nga ato në pamje të jashtme u'a pranojnë muslimanët, kurse tjetra komenton fshehtësinë e tyre të mbuluar:"Kur ata -munafikët- i takojnë ata që besuan u thonë:Ne besojmë, e kur të shkojnë tek shejtanët e tyre -pabesimtarët- u thonë:Ne jemi me ju, ne vetëm përqeshemi -me musliamnët-."/El-Bekare:14/.Ata refuzuan Kur'anin dhe rrugën e Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- duke u përqeshur dhe duke i urrejtur pjestarët e tij.Gjithashtu, refuzuan t'i nënshtrohen gjykimit të shpalljes duke u gëzuar me diturinë e tyre që kanë dhe shtimi i saj nuk u shtonë atye përveç se sherr dhe mendjemadhësi.Andaj, ata gjithmonë i gjenë duke u përqeshur me shpalljen e Allahut -xhel-le xhelaluhu-, por, në realitet:"Allahu përqeshet me ta, duke i lënë të bredhin edhe më shumë në mosbesimin e tyre."/El-Bekare:15/.

Allahu -xhel-le xhelaluhu- urdhëroi që t'i përkasim besimtarëve të sinqertë:"O ju që besuat!Kini frikën Allahut dhe jini nga të sinqertit."/Et-

Tevbe:119/.
Këto drejtime ateiste janë drejtime armiqësore, sepse ato janë themeluar mbi të kotën. Komunizmi refuzon ekzistimin e Krijuesit të Lartësuar dhe i lufton fetë qiellore.Pra, kush është ai që dëshiron të jetoj pa besim dhe t'i refuzoj aksiomet -realitet- e sigurta dhe kështu të shlyej mendjen e tij.Laicizmi refuzon fetë -e posaqërisht fenë si sistem të jetës- dhe mbështetet në materie e cila as nuk udhëzon e as nuk është qëllim në këtë jetë përveç jetës shtazore.Kapitalizmi problem kryesor e ka të mbledhi pasuri në çfarëdo mënyre, duke mos shikuar a është hallall apo haram. sikur se nuk ka kurrfarë mëshire e butësie ndaj fukarave.Ekonomia e tij mbështetet në kamat, e cila është luftë kundër Allahut -xhel-le xhelaluhu- dhe të Dërguarit të Tij, shkatërrim i shteteve e i personave dhe thithje e gjakut nga popujt e varfër!Cili njeri i mençur, duke mos marrë parasyshë ate që ka në zemrën e tij iman sa një thermi. është i kënaqur të jetoj nën këto drejtime pa mendje, pa fe dhe pa qëllim të saktë të jetës së tij për të cilin ai mundohet?!Këto drejtime sulmuan vendet islame si shkak i devijimit të fesë së saktë, edukimit të tyre në devijim dhe jetesës së tyre në imitim.
2-*Përkatësia në partitë injorante dhe popujt racistë është dalje nga feja Islame,* sepse Islami refuzon fanatizmat dhe thirrjet injorante -xhahilijjite- .Allahu -xhel-le xhelaluhu- thotë:"O ju njerëz!Ne ju krijuam prej një mashkulli dhe një femre dhe ju bëmë popuj e fise që të njiheni -të bashkëpunoni-.Vërtetë, më fisniku në mesin tuaj është ai që është më i devotshmi -më së shumti i frikohet Allahut"/El-Huxhurat:13/.Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- tha:"**Nuk është prej neve -muslimanëve- ai që fton në fanatizëm, nuk është prej neve ai që lufton në emër të fanatizmit dhe nuk është prej neve**

**ai që hidhërohet në emër të fanatizmit.**". dhe tha:"**Vërtetë, Allahu u'a largoi juve fanatizmin e xhahilijjetit -kohës së injorancës- dhe lavdërimin me parardhësit, dhe tani nuk ekziston tjetër përveç besimtar i devotshëm ose i prishur -pabesimtar- pa fat.Njerëzit janë bijtë e Ademit, kurse Ademi u krijua nga dheu dhe nuk ka vleftë arabi ndaj joarabit përveç me devotshmëri -frikë të madhe ndaj Allahut -xhel-le xhelaluhu-**".

Këto parti përçajnë muslimanët, kurse Allahu -xhel-le xhelaluhu- urdhëroi bashkimin dhe bashkëpunimin në të mirë dhe devotshmëri dhe Ai ndaloi përçarjen dhe kundërshtimet.Ai thotë:"..kapuni për Litarin e Allahut -Kur'anin- të gjithë ju -muslimanë- dhe mos u përçani.Përkujtoni begatitë e Allahut ndaj jush, kur ju ishit armiqë e Ai i lidhi zemrat tuaja dhe ju me begatinë e Tij u bëtë vëllezër.."/Ali Imran:103/.Allahu -xhel-le xhelaluhu- dëshiron prej nesh që të jemi një parti, të jemi Partia e Allahut -xhel-le xhelaluhu- e shpëtuar.Por, fatkeqësisht, Bota Islame i'u nënshtrua këtyre fanatizmave gjakatare dhe nacionalizmave kombëtare pasi që ate e sulmoi Evropa në mënyrë politike dhe kulturore, dhe njerëzit filluan të besojnë se një gjë e tillë është çështje shkencore, vërtetësisë e vendosur dhe realitet që nuk ka ikje nga ai.Popujt islam filluan të anojnë nga Perëndimi, kështu që i ringjallen këto fanatizma të cilat Islami i vdeku dhe i lavdërojnë ato duke u shkruar poezi e duke ringjallur kohën paraislame të cilën Islami e quajti "Koha Xhahilijjite -koha e injorancës-".Allahu -xhel-le xhelaluhu- i begatoi muslimanët me daljen e tyre nga ajo kohë dhe i nxiti ata që ta falënderojnë këtë begati.

Është gjë e natyrshme që besimtari mos ta përkujtoj ndryshe atë kohë përveç se me urrejtje, rrënqethje dhe përbuzje.A mos i burgosuri i

persekutuar kur lirohet nga burgu përkujton diç tjetër përveç dhimbjeve e rrënqethjeve të tij?!Dhe a mos i shëruari nga një sëmundje e rëndë dhe e gjatë, e cila e dërgoi përbuzë vdekjes kujton diç tjetër përveç nxirjes dhe ndryshimit të ngjyrës së tij?!Pra, obligim është ta dijë besimtari se këto parti janë dënim, të cilat Allahu -xhel-le xhelaluhu- i dërgoi për ata që refuzuan ligjin dhe urrejtën fenë e Tij, sikur se thotë Allahu -xhel-le xhelaluhu-:"Thuaj(Muhammed):Ai -Allahu- është i fuqishëm që t'ju dërgoj dënimin mbi kokat e juaja -nga qielli- ose nën këmbët tuaja -nga nëntoka- apo t'ju ndajë në grupe e ta luftoni njëri-tjetrin"/El-En'am:65/.Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- thotë:"**Kurdo që udhëheqësit e tyre -muslimanëve- nuk gjykojnë me Librin e Allahut, Ai do të bëjë armiqësi të madhe mes tyre**".Pra, fanatizmi për partitë shkaton refuzimin e hakkut që e posedojnë të tjerët, sikur se është rasti me Jahuditë për të cilët Allahu -xhel-le xhelaluhu- thotë:"Kur atyre -Jahudive- u thuhet:Besoni në atë që zbriti Allahu -Kur'anin-, ata thonë:Ne besojmë në atë që na zbriti neve, kurse mohojnë atë që është pas tij -pas Tevratit, e që është Kur'ani-, edhe pse ai -Kur'ani- është vërtetues i atij që është me ata -Tevrati-.."/El-Bekare:91/.Kështu ishte rasti edhe me njerëzit e kohës së xhahilijjetit, të cilët refuzuan hakkun me të cilin u dërgua Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- si shkak i fanatizmit që kishin për gjendjen në të cilën ishin babajt e tyre:"Kur atyre -politeistëve të Mekkës- u thuhet:ndjekne atë që zbriti Allahu, ata thonë:Jo, por ne ndjekim atë në të cilën i gjetëm babajt tanë.."/El-Bekare:170/.

Pasuesit e atyre partive dëshirojnë që ato parti t'i bëjnë zëvendëse të Islamit të cilin Allahu -xhel-le xhelaluhu- i'a dhuroi njerëzimit.

## KONCEPTI MATERIALIST I JETËS DHE DËMET E TIJ

Ekzistojnë dy koncepte për jetën, koncepti materialist për te dhe koncepti i vërtetë jomaterialist.Çdonjëri koncept ka edhe efektet e tij:

**1-Koncepti materialist i jetës -kuptimi i tij-:**

Është që mendimi i njeriut të jetë i përqëndruar në arritjen e kënaqësive të mënjëhershme dhe puna e tij të kufizohet brenda asaj fushe, kështu që mendimi i tij nuk kalon atë horizont dhe nuk punon e as nuk interesohet për diç tjetër.Ai -materialisti- nuk e dinë se Allahu -xhel-le xhelaluhu- e bëri këtë jetë arë mbjellëse -kopsht- frytet e të cilës mirren në ahiret -botën e ardhme-.Këtë botë Ai e bëri vend të punës, kurse botën tjetër e bëri vend të shpërblimit.Ai që e shfrytëzon këtë botë duke punuar punë të mira, i fiton të dy botrat, e ai që humb këtë botë -duke qenë pabesimtar- ka humbur edhe ahiretin:"..ai ka shkatërruar -ka humbur- dun'jan dhe ahiretin, ky është shkatërrimi i vërtetë"/El-Haxh:11/.Allahu -xhel-le xhelaluhu- nuk e krijoi këtë botë kot, por e krijoi ate për një urtësi të madhe, Ai thotë:"Ai është i cili krijoi vdekjen dhe jetën, që t'ju sprovoi se cili nga ju është më vepërmiri"/El-Mulk:2/, dhe thotë:"Ne atë që është mbi tokë e bëmë zbukurim për te, që t'i sprovojmë ata- njerëzit- se cili nga ata do të jetë më vepërmiri"/El-Kehf:7/.Allahu -xhel-le xhelaluhu- krijoi në këtë botë kënaqësi të përkohshme dhe bukuri të hapta, sikur se janë pasuritë, fëmijtë, pozitat, pushteti dhe kënaqësitë e tjera që vetëm Ai i di.

Disa njerëz -të cilët janë shumicë- e kufizuan shikimin e tyre në këto bukuri të hapta dhe kënaqën shpirtin e tyre me to, e nuk vështruan fshehtësinë e tyre.Në këtë mënyrë, ata punuan për tubimin e atyre pasurive dhe kënaqjen me to dhe lanë punën për atë që i pret ata më

vonë.Ç'është edhe më keq, ata refuzuan të ekzistojë jetë tjetër përveç kësaj jete, Allahu -xhel-le xhelaluhu- thotë:"Ata -pabesimatrët- thonë:Është vetëm kjo jeta jonë e dun'jas dhe ne më nuk ringjallemi"/El-En'am:29/.Allahu -xhel-le xhelaluhu- u'a tërhoqi vërejtjen njerëzve të cilët kanë koncept të tillë për jetën, e thotë:"Vërtetë, ata të cilët nuk shpresojnë në takimin Tonë -Ditën e Gjykimit- dhe janë të kënaqur me jeten e dun'jas dhe janë qetësuar -janë lidhur- në te, dhe ata të cilët ndaj ajeteve -argumenteve- Tona janë në gaflet -huti-, këta janë ata për të cilët vend të tyre kemi përgatitur Zjarrin, si shkak i asaj që ata punuan"./Junus:7-8/, dhe thotë:"Kush dëshiron jetën e dun'jas dhe zbukurimet e saj, Ne do t'u plotësojmë atyre shpërblimin e veprave të tyre në të, dhe atyre nuk do t'u mungojë asgjë.Këta janë ata që në ahiret -botën tjetër- nuk kanë tjetër përveç Zjarrit.Veprat që ata i punuan aty -në dun'ja- u dështuan dhe asgjësuan këtu -në ahiret-"/Hud:15-16/.

Ky qortim përfshinë pronarët e këtij koncepti, pa marrë parasyshë a janë ata në mesin e atyre që punojnë punë të ahiretit me të cilat kanë për qëllim dobitë e kësaj jete, sikur se janë munafikët dhe ata që punojnë për syefaqësi, apo janë nga pabesimtarët të cilët nuk besojnë në ringjallje e as në llogari, sikur se është rasti me pasuesit e xhahilijjetit dhe drejtimeve shkatërruese, sikur se janë kapitalizmi, komunizmi, laicizmi etj.Këta nuk njohin rëndësinë e jetës, kështu që koncepti i tyre nuk ndryshon nga koncepti i shtazëve, madje këta janë edhe më të humbur, sepse mbyllën mendjet e tyre, e nënshtruan fuqinë e tyre dhe humbin kohën e tyre në diç që nuk u mbetët atyre e as nuk i mbesin asaj dhe nuk punuan për vendrikthimin e tyre që është duke i pritur dhe i cili patjetër do të vijë.Derisa shtazët nuk kanë vendrikthim që i pret ato -edhe shtazët ringjallen, por pasi që të marrin hakkun e tyre shëndërrohen në dhe- dhe

nuk kanë mendje të mendojnë si ata, për këtë arësye Allahu -xhel-le xhelaluhu- për ta thotë:"A mendon ti -Muhammed- se shumica e tyre dëgjojnë -kuptojnë- apo mendojnë, ata nuk janë ndryshe përveç se sikur shtazët, madje edhe në rrugë më të humbur"/El-Furkan:44/.Allahu -xhel-le xhelaluhu- i përshkruajti pasuesit e këtij koncepti se nuk kanë dituri:"Por, shumica e njerëzve nuk dijnë.Ata dijnë vetëm jetën e qartë të dun'jas, kurse për jetën e ahiretit janë në huti"/Err-RRum:6-7/.

Pra, edhe pse ata kanë praktikë dhe zellshmëri për zbulime dhe në industri, prapë se prapë ata janë injorantë, nuk meritojnë t'u përshkruhet dituria, sepse dituria e tyre nuk ka kaluar horizontet e kësaj bote.Atëherë, dituria e tyre është e mangët dhe poseduesit e saj nuk meritojnë që t'u ipet ai përshkrim fisnik, e t'u thuhet ulema -dijetarë-.Kjo gjë u thuhet vetëm atyre që njohin Allahun -xhel-le xhelaluhu- dhe i kanë frikën Atij, sikur se thotë Allahu -xhel-le xhelaluhu-:"Vërtetë, frikën -e sinqertë- ja kanë Allahut në mesin e robëve të Tij vetëm dijetarët"/Fatir:28/.Rrëfimi për ngjarjen e Karunit dhe të thesarve të tij, të cilat Allahu -xhel-le xhelaluhu- i'a kishte dhënë, është koncept materialist i jetës:"Ai -Karuni- doli para popullit të tij me zbukurimet -pasurinë- e tij, ata që donin jetën e dun'jas thanë:Ah, sikur të kishim edhe ne ashtu si ka Karuni, ai, vërtetë, është me fat të madh"/El-Kasas:79/.Njerëzit shpresuan të kenë pasuri sikur ai dhe meq i patën lakminë i thanë se ai është me fat të madh, duke u bazuar kështu në konceptin e tyre materialist.Kështu është gjendja edhe sot me shtetet pabesimtare dhe përparimin e tyre industrial e ekonomik.Ata që janë me besim të dobët në mesin e muslimanëve shikojnë ato shtete të habitur dhe nuk shikojnë gjendjen e tyre të kufrit dhe vendrikthimin e keq i cili i pret ata.Ky shikim i gabuar i tyre, i detyron ata t'i madhërojnë pabesimatrët, t'i respektojnë dhe t'i pasojnë ata në sjelljet e traditat e

këqija të tyre, kurse në të njejtën kohë këta nuk i pasojnë ata në zellshmërinë, përgatitjen e fuqisë dhe zbulimet e zhvillimet e dobishme të tyre.

**2-Koncepti i drejtë jomaterialist i kësaj jete:**
Është që njeriu pasuritë, pushtetin dhe fuqitë materiale t'i përdorë si mjet për punën e ahiretit.Dun'jaja në realitet nuk fyhet për vetën e saj, por lavdërimi dhe fyerja i drejtohet punës së njeriut në te.Ajo është peshojë dhe urë për në ahiret dhe nga aty mirret ushqimi për në xhennet.Jetën më të mirë, të cilën banorët e Xhennetit e gëzojnë, e arritën ate në bazë të asaj që mbollën në dun'ja.Dun'jaja është shtëpia e Xhihadit, e namazit, e agjërimit, e shpenzimit në rrugën e Allahut -xhel-le xhelaluhu- dhe e garimit në të mira.Allahu -xhel-le xhelaluhu- u thotë banorëve të Xhennetit:"Hani dhe pini -në xhennet- për atë që parapritë në ditët e kaluara -të dun'jas-"/El-Hakkatu:24/.

## ERR-RRUKJETU VET-TEMAIM
## FRYERJA-shërimi- DHE HAJMALITË -nuskat-

**1-Fryerja ndahet në dy lloje:**

**Lloji i parë:**Është fryerja -shërimi- që është e pastër nga shirku, si p.sh. t'i lexohet të sëmurit Kur'an ose të kërkohet mbrojtja e tij me emrat dhe siafatet e Allahut -xhel-le xhelaluhu-.Kjo mënyrë është e lejuar, sepse Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- ka fryrë, urdhëroi fryerjen dhe e lejoi ate.Transmeton Avf Ibnu Maliku -radiallahu anhu- i cili thotë:*"Ne fryenim në kohën e injorancës, kështu që e pyetëm të Dërguarin -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-, të cilit i tham:O i Dërguar i Allahut, si i sheh ti ato?Tha:"Mi paraqitni ju mua fryerjet -shërimet- tuaja -mënyrat e fryerjes-.Nuk kanë gjë të keqe fryerjet nëse nuk mbajnë në vete shirk"*.Dijetari i famshëm Sujutiu tha:"Dijetarët u pajtuan në lejimin e fryerjes me tri kushte:

*-Që ajo të bëhet me Fjalë të Allahut -xhel-le xhelaluhu-, me emrat dhe sifatet e Tij.*

*-Të bëhet në gjuhen arabe dhe me ato fjalë që u dihet kuptimi.*

*-Të besohet se fryerja nuk ndikon vetvetiu por me caktimin e Allahut -xhel-le xhelaluhu-.*

**Metoda e saj është:**T'i lexohet apo t'i fryhet -junfethu- të sëmurit, ose i lexohet ujit të cilin e pinë i sëmuri, sikur se përmendet në hadithin e Thabit Ibnul-Kajsit -radiallahu anhu-:*"Se Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- mori dhe nga Bat'hani -vend i posaqëm- të cilin e vuri në një gotë, pastaj i fryu atij me ujë dhe i'a hudhi atij"*.

**Lloji i dytë:**Janë fryerjet që në vete kanë shirk.Ato janë fryerjet me anë

të të cilave kërkohet ndihmë nga dikush tjetër përveç Allahut -xhel-le xhelaluhu-, u bëhet lutje atyre dhe kërkohet ndihmë nga ata, sikur se janë fryerjet me emrat e exhinëve, melaqeve, profetëve dhe të njerëzve të mirë.Kjo është lutje ndaj dikujt tjetër përveç Allahut -xhel-le xhelaluhu- dhe është shirk i madh.Kështu është puna edhe me ato lutje që bëhen në gjuhë tjetër përveç gjuhës arabe ose me ato fjalë që nuk u dihet kuptimi, sepse frikohet që ato të mbajnë në vete kufr ose shirk duke mos ditur një gjë të tillë.Ky lloj i fryerjes është i ndaluar-haram-.

**2-Hajmalitë-nuskat-:**

Janë ato që u varen në qafë fëmijve që t'u largojnë syrin, e ndonjëherë ato i mbajnë edhe burrat dhe grat.Ato ndahen në dy lloje:

**Lloji i parë i hajmalive:**

Janë hajmalitë nga Kur'ani, d.m.th. në një letër shkruhen ajete të Kur'anit apo emra dhe sifate -cilësi- të Allahut -xhel-le xhelaluhu-, të cilën e mbanë i sëmuri me vete me qëllim që të shërohet.Për këtë lloj të hajmalive dijetarët u ndanë në dy mendime:

**Mendimi i parë:**Lejimi i tyre, këtë mendim e kryesojnë Abdullah Ibn Amer Ibnul-As, një transmetim i Ajshes, Ebu Xha'fer El-Bakiri dhe Ahmed Ibnu Hanbeli -radiallahu anhum- në një transmetim të tij, kurse në një transmetim tjetër e ndaloi ate, por disa thanë se me këtë ndalim kishte për qëllim hajmalitë që kanë në vete shirk.

**Mendimi i dytë:**Ndalimi i tyre, këtë mendim e kryesojnë Abdullah Ibnu Mes'udi, Ibni Abbasi, Hudhejfeja, Ukbetu Ibnu Amiri, Ibnu Akimi -radiallahu anhum-.Këtë mendim e ndoqën edhe disa tabiin -pasardhës të sahabeve-, sikur se janë nxënësit e Abdullah Ibnu Mesudit dhe imam Ahmed-it.Në një transmetim thuhet se shumë pasues të imam Ahmed-it e ndoqën këtë mendim, kurse nxënësit e tij të mëvonshëm të gjithë janë të

pajtimit në ndalimin e saj, duke u bazuar në transmetimin e Abdullah Ibnu Mes'udit -radiallahu anhu-, i cili tha:*"Dëgjova të Dërguarin e Allahut -xhel-le xhelaluhu- duke thënë se disa fryerje, hajmali dhe amulete janë shirk".*

Ky mendim është i sakt nga tri aspekte:

**Aspekti i parë:**Ndalimi i përgjithshëm dhe mos ekzistimi i veçorizim-it të përgjithësisë.

**Aspekti i dytë:**Mbyllja e rrugës -dheria-, sepse ato shkaktojnë ngjitjen e hajmalive që nuk janë të lejuara.

**Aspekti i tretë:**Sepse kur shkruhet diç nga Kur'ani, bartësi i saj do të bijë me te në sprovim, sepse do ta mbajë me vete në vende të ndyta, sikur se është shkuarja në novojtore me te, etj.

**Lloji i dytë i hajmalive:**

Hajmalitë që nuk janë nga Kur'ani, sikur se janë:Nuskat, eshtrat, hajmalitë, pejtë, nallet, gozhdat, emrat e exhinëve dhe të shejtanëve dhe emrat apo thënjet e panjohura, të gjitha këto janë rreptësisht të ndaluara dhe janë shirk, sepse janë mbështetje në dike tjetër përveç Allahut -xhel-le xhelaluhu- dhe në emrat e sifatet e Tij.Në një hadith Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- tha:*"Ai që varë diç i është mbështetur asaj"*, d.m.th. Allahu -xhel-le xhelaluhu- do ta lë të mbështetur në atë që ka ngjitur.Ai që lidhet për Allahun -xhel-le xhelaluhu-, kërkon strehim tek Ai dhe çështjen e Tij i'a dorzon Atij, Ai do t'i mjaftojë atij për çdo gjë, çdo gjë e largët do t'i vijë afër dhe çdo gjë e vështirë do t'i bëhet e lehtë.Kurse ai që mbështetet në krijesat e Tij, në hajmalitë, barërat, varrezat, etj, Allahu -xhel-le xhelaluhu- do t'ua lë në dorë atyre të cilat nuk i bëjnë kurrfarë dobie.Kështu, njeriu i tillë humbë besimin e tij, shkëputë çdo lidhje me Zotin e tij dhe Ai e poshtëron ate.

Obligim është për muslimanin që ta ruajë besimin e tij nga ato gjëra që e prishin ate, kështu ai nuk përdorë ato barëra që janë të ndaluara dhe nuk shkon tek falltorët e njerëzit e prishur që të shërohet, sepse ata do t'ia sëmurin zemrën dhe besimin e tij.Derisa ai që mbështetet në Allahun -xhel-le xhelaluhu-, do t'i mjaftojë Ai atij.
Disa njerëz i vëjnë këto gjëra vetës së tyre duke mos patur kurrfarë sëmundje ndijore, por ata vuajnë nga sëmundjet psiçike -iluzionet-, sikur se është frika nga syri dhe hasedi, apo disa i vëjnë ato në makinat, shtazët, dyert e shtëpisë ose në dyqanet e tyre.E gjithë kjo ndodhë si shkak i besimit -akides- së dobët dhe mos mbështetjes së tyre në Allahun -xhel-le xhelaluhu-.Dobësia në besim është sëmundje e vërtetë që duhet të shërohet me njohjen e tevhidit dhe besimit të vërtetë.

## SQARIMI I DISPOZITËS RRETH BETIMIT NË DIKË TJETËR E JO NË ALLAHUN-xhel-le xhelaluhu-, NDËRMJETËSIMI -Et-Tevessul- DHE KËRKIMI I NDIHMËS NGA KRIJESAT

**1-Betimi në dike tjetër e jo në Allahun -xhel-le xhelaluhu-:** Betimi bëhet duke përmendur ndonjë të madhëruar në veçanti.Madhërimi i takon vetëm Allahut -xhel-le xhelaluhu-, kështu që nuk lejohet betimi në dikë tjetër përveç Tij.Dijetarët u pajtuan se betimi nuk bëhet ndryshe përveç se me Allahun, emrat dhe sifatet e Tij.Gjithashtu, ata u pajtuan rreth ndalimit të betimit në dikë tjetër.Betimi në dikë tjetër e jo në Allahun -xhel-le xhelaluhu- është shirk, sepse Ibni Omeri -radiallahu anhuma- transmetoi se Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- tha:*"Ai që betohet në diç tjetër përveç Allahut -xhel-le xhelaluhu-, ai ka mohuar apo ka bërë shirk"*.Ky është shirk i vogël, përveç nëse ai në të cilin është betuar betuesi është i madhëruar tek ai deri në atë shkallë sa që e adhuron atë.Atëherë, ai bëhet shirk i madh, sikur se është rasti sot me adhuruesit e varrezave, të cilët më shumë i frikohen atyre që i madhërojnë në varreza se sa vetë Allahut -xhel-le xhelaluhu-.Ata i madhërojnë ato varreza deri në atë shkallë sa që nuk betohen ndryshe në to përveç se duke qenë të sinqertë, e ndonjëherë ata betohen rrejshëm në Allahun -xhel-le xhelaluhu-.
Betimi është madhërim i atij në të cilin betohesh.Për këtë arësye, betimi i takon vetëm Allahut -xhel-le xhelaluhu-.Gjatë betimit duhet patur kujdes që mos të përsëritet tepër, sepse Allahu -xhel-le xhelaluhu- thotë:"Mos e respekto atë që betohet shumë dhe është i poshtër"/El-Kalem:10/, dhe

thotë:"..dhe ruani betimet tuaja.."/El-Maide:89/, d.m.th. mos u betoni përveç kur është nevoja dhe duke qenë të sinqert dhe në mirësi, sepse betimi i shumtë apo gënjeshtra në te argumentojnë mosrespektin e mjaftueshëm ndaj Allahut -xhel-le xhelaluhu-, e cila gjë kundërshton tevhidin.Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- tha:*"Tre personave Allahu -xhel-le xhelaluhu- nuk do t'ju flasi -Ditën e Gjykimit- e as që do t'i pastrojë ata dhe për ta ka dënim të dhimbshëm", në mesin e tyre përmendi"dhe një person që e ka bërë Allahun -xhel-le xhelaluhu- pasuri të Tij, nuk blenë e as nuk shet përveç se duke u betuar në Te"*.Ky qortim i ashpër argumenton se betimi i tepërt është i ndaluar me qëllim që të respektohet emri i Allahut -xhel-le xhelaluhu- dhe të madhërohet Ai.Gjithashtu, Allahu -xhel-le xhelaluhu- ndaloi betimin -dëshminë- e rrejshëm -el-jemin el-gamus- dhe duke i përshkruajtur munafikët tha se ata betohen rrejshëm duke e ditur të vërtetën.

**Nga kjo mund të përfundojmë:**

1-*Ndalimi i betimit përveç se në Allahun -xhel-le xhelaluhu-, sikur se janë p.sh. betimi në besnikëri, në Qaben, në Muhammedin -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- , etj.Betimet e tilla janë shirk.*

2-*Ndalimi i betimit -dëshmisë- të rrejshëm në Allahun -xhel-le xhelaluhu- me qëllim.Ky betim i rrejshëm me qëllim quhet "El-jemin el-gamus".*

3-*Ndalimi i betimit të tepërt në Allahun -xhel-le xhelaluhu- edhe nëse je i sinqert, nëse nuk ekziston nevoja për betim, sepse një gjë e tillë është mosnderim i Allahut -xhel-le xhelaluhu-.*

4-*Lejimi i betimit në Allahun -xhel-le xhelaluhu- duke qenë i sinqert kur ka nevojë.*

**2-Afrimi te Allahu -xhel-le xhelaluhu- me krijesat e Tij:**
Et-Tevessul -Afrimi-:Është tentimi që t'i afrohesh dikujt dhe të arrishë tek ai me ndërmjetësim.Et-tevessul-i është afërsia, Allahu -xhel-le xhelaluhu- thotë:"..kini frikë Allahun dhe kërkoni -vesile- afrim tek Ai"/El-Maide:35/, d.m.th. kërkoni afrim tek Ai me bindjen ndaj Tij dhe me pasimin e kënaqësive të Tij.

**Afrimi -et-tevessul- ndahet në dy lloje:**
**Lloji i parë:**Afrimi i lejuar, i cili është disa lloje:
**1-Lloji i parë:**Afrimi te Allahu -xhel-le xhelaluhu- me emrat dhe sifatet e Tij, ashtu sikur se urdhëroi Ai:"Allahu ka emrat më të bukur, e thirrne ju Ate me ato dhe lini ata -pabesimtarët- që bëjnë shtrembërime me emrat e Tij, ata do të shpërblehen për atë që punonin"/El-A'raf:180/.
**2-Lloji i dytë:**Afrimi te Allahu -xhel-le xhelaluhu- me besimin dhe veprat e mira të cilat i ka bërë ai që kërkon ndërmjetësim, sikur se thotë Allahu -xhel-le xhelaluhu- për ata që besuan:"O Zoti ynë!Ne dëgjuam një thirrës duke thirrur në besim -e i cili thoshte-:besoni në Zotin tuaj.E ne besuam.Zoti ynë!Na i falë neve mëkatet tona, na i mbulo të këqijat tona dhe bëna të vdesim me të mirët"/Ali Imran:193/.
Dhe sikur se thuhet në hadithin e atyre tre personave të cilët u mbyllën në një shpellë e nuk patën mundësi të dalin deri sa nuk filluan të kërkojnë afrim te Allahu -xhel-le xhelaluhu- me veprat e mira të tyre.Kështu që Allahu -xhel-le xhelaluhu- u'a hapi shpellën dhe dolën nga ajo.
**3-Lloji i tretë:**Afrimi te Allahu -xhel-le xhelaluhu- me tevhidin -njësimin- e Tij, sikur se ishte rasti me Junusin -alejhis-selam--:"Ai thirri -u lut- në errësira(brenda në bark të peshkut dhe në erësirat e detit e të natës):Se nuk ka zot tjetër përveç Teje, Ti je i pastër pa të meta.."/El-

Enbija:87/.

**4-Lloji i katërt:**Afrimi te Allahu -xhel-le xhelaluhu- me paraqitjen e dobësisë, nevojës dhe varfërisë ndaj Tij, sikur se tha Ejubi -alejhis-selam-:"Mua, vërtetë, më ka goditur dëmi, kurse Ti je mëshiruesi më i madh"/El-Enbija:83/.

**5-Lloji i pestë:**Afrimi te Allahu -xhel-le xhelaluhu- me lutjen e robëve të mirë e të devotshëm, sikur se bënin sahabet kur mbretëronte thatësia, ata kërkonin nga Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- të lutet për ta, kurse pas vdekjes së tij kërkonin një gjë të tillë nga xhaxhai i tij Abbasi -radiallahu anhu-, i cili lutej për ta.

**6-Lloji i gjashtë:**Afrimi te Allahu -xhel-le xhelaluhu- duke pranuar gabimin, sikur se ishte rasti me Musain -alejhis-selam-:"Tha -Musai-:Zoti im!Unë i bëra mizori vetës, e Ti më fal mua.."/El-Kasas:16/.

**Lloji i dytë:**Afrimi jo ligjor - i ndaluar-:

Ky është afrimi te Allahu -xhel-le xhelaluhu- duke kërkuar lutje dhe ndërmjetsim nga të vdekurit, afrimi me pozitën e lartë të Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- dhe ndërmjetësimi me qenësinë e krijesave ose hakkun e tyre.Më poshtë do ta sqarojmë këtë:

**1-Kërkimi i lutjes nga të vdekurit nuk lejohet:**

Sepse i vdekuri nuk ka mundësi të bëjë lutje sikur se kishte mundësi kur ishte në jetë.Kërkimi i ndërmjetsimit nga të vdekurit nuk lejohet, sepse Omer Ibnul-Hattabi, Muavijetu Ibnu Ebi Sufjani, sahabet e tjerë dhe tabiinët -pasardhësit e tabiinëve- -radiallahu anhum-, kur kishte thatësi, kërkonin lutjen për shi dhe afrimin te Allahu -xhel-le xhelaluhu- me ata që ishin gjallë, sikur se ishte Abbasi dhe Zejd Ibnul-Esvedi, e nuk kërkonin afrim, ndërmjetsim dhe lutje për shi nga Muhammedi -sal-

lallahu alejhi ve sel-lem- as te varri i tij e as te varri i dikujt tjetër.Ata anuan kah zëvendësimi i tij me Abbasin dhe Zejdin.Me një rast Omeri -radiallahu anhu- u lut:"O Zoti ynë!Ne afroheshim te Ti me profetin tonë e na lëshoshe shiun, kurse tani afrohemi te Ti me xhaxhain e profetit tonë, të lutemi na lësho shi".Omeri -radiallahu anhu- e zëvendësoi Abbasin me Muhammedin -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-, meqë me te nuk mund të afroheshin në mënyrë ligjore sikur se e bënin kur ai ishte në jetë. Ata kishin mundësi që të vijnë te varri i tij dhe te kërkojnë afrim me te(d.m.th. sikur të ishte e lejuar).Pra, mos veprimi i një gjëje të tillë nga ata, është argument se afrimi me të vdekurit, pa marrë parasyshë me lutjen apo ndërmjetësimin e tyre, është i ndaluar.Nëse kërkimi i lutjes dhe i ndërmjetësimit nga Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- të ishte ngjashëm sikur kur ishte ai në jetë ashtu edhe kur kaloi në jetën tjetër, shokët e tij nuk do të kërkonin një gjë të tillë nga ata që janë nën te me pozitë.

**2-Afrimi me pozitën -mekamin- e Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- apo të dikujt tjetër nuk është i lejuar:**

Ata të cilët lejojnë këtë afrim, marrin për argument këtë hadith:"Kur ta lutni Allahun, lutne me pozitën time, sepse pozita ime tek Allahu është e madhe-Idha seeltumullah fes'eluhu bixhahi fe inne xhahi indallahi adhim-".Ky hadith është i gënjyer dhe nuk gjindet në asnjë libër autentik të dijetarëve të hadithit, e as që gjindet në librat autentike të muslimanëve.E meqë në këtë çështje nuk ka argument të qartë, një gjë e tillë edhe nuk lejohet, sepse adhurimet -ibadetet- nuk vërtetohen përveç se me argumente të qarta.

**3-Afrimi me qenien e krijesave nuk lejohet:**
Sepse nëse lutja me qenien e dikujt është betim, ai është betim kundër Allahut -xhel-le xhelaluhu-.Nëse betimi, me qenien e ndonjë krijese, bëhet kundër ndonjë krijese tjetër, është shirk dhe nuk lejohet, sikur se thuhet në hadith, e si mund të bëhet betimi me krijesën kundër Krijuesit të madhëruar.Kurse, nëse lutja me qenien e ndonjë krijese nuk është betim, por vetëm shkak, duhet ditur se Allahu -xhel-le xhelaluhu- nuk e bëri lutjen me ndonjë krijesë shkak të përgjigjes dhe nuk u'a bëri këtë ligj robve të Tij.

**4-Afrimi me hakkun të drejtën- e krijesave nuk lejohet për dy aspekte:**
**Aspekti i parë:**Hakku i askujt nuk është obligim për Allahun -xhel-le xhelaluhu-, por Ai është i cili bënë mirësi me një gjë të tillë ndaj krijesave të Tij, sikur se thotë:"Për Ne është hakk që besimtarët t'i bëjmë triumfues"/Err-RRum:37/.Pra, kur bindësi ndaj Allahut -xhel-le xhelaluhu- meriton shpërblimin, ajo është mirësi dhe begati nga Ai, e nuk është meritë të cilën e meriton një krijesë ndaj krijesës tjetër -apo një njeri ndaj tjetrit-.
**Aspekti i dytë:**Hakkun të cilin Allahu -xhel le xhelaluhu- i'a dha ndonjë robit të Tij me mirësinë e Tij është hakk i veçant për te dhe të tjerët nuk kanë dorë në te, e nëse me te kërkon afrim ai që nuk e meriton ate, me këtë rast ai kërkon afrim me një çështje të huaj që nuk ka kurrfarë lidhje me te, kështu që nuk i bënë kurrfarë dobie.
Kurse hadithi:*"Të lutem Allah me hakkun e atyre që luten-Eseluke bihakkis-sailin-"*, nuk është hadith i vërtetuar, sepse në senedin -zingjirin-transmetues të tij gjindet Atijjetul-Afvi, i cili është transmetues i dobët

sipas pajtimit të të gjithë muhaddithinëve -njohësve të hadithit-.E nëse hadithi është i tillë nuk mund të mirret argument për kësi çështje me rëndësi të akides -besimit-.Pastaj në te nuk ka afrim me hakkun e ndonjë personi të veçant, por vetëm me hakkun e atyre që luten në përgjithësi, kurse hakku i atyre që luten është përgjigjeja nga Allahu, sikur se u premtoi Allahu -xhel-le xhelaluhu- atyre një gjë të tillë.Ky është një hakk për ta që Allahu -xhel-le xhelaluhu- i'a bëri obligim Vetës, e nuk i'a bëri ate Atij askush obligim.Atëherë, ky është afrim tek Ai me premtimin e Tij të sinqert e nuk është me hakkun e krijesave.

**3-Dispozita-gjykimi-rreth kërkimit të ndihmës nga krijesat:**

**Kërkimi i ndihmës nga krijesat ndahet në dy lloje:**

**Lloji i parë:**Kërkimi i ndihmës nga krijesat në ato çështje që ata kanë mundësi, kjo është e lejuar.Allahu -xhel-le xhelaluhu- thotë:"..dhe bashkëpunoni -ndihmohuni- në bëmirësi dhe devotshmëri.."/El-Maide:2/, dhe thotë:"..i kërkojë ndihmë -Musaut alejhis-selam- ai -Beni Israiliti- që ishte nga pasuesit e tij kundër atij që ishte nga armiqët e tij-nga Faraoni-.."/El-Kasas:15/.

**Lloji i dytë:**Kërkimi i ndihmës nga krijesat në ato çështje që nuk ka mundësi askush tjetër përveç Allahut -xhel-le xhelaluhu-, sikur se është kërkimi i ndihmës nga të vdekurit, kërkimi i ndihmës nga të gjallët në ato punë që nuk ka mundësi tjetër kush përveç Allahut -xhel-le xhelaluhu-, sikur se është shërimi i të sëmuarëve, largimi i fatkeqësive dhe largimi i dëmit..ky lloj është i ndaluar dhe është shirk i madh.Në kohën e Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- një munafik e kishte shprehi t'i fyej besimtarët, disa nga shokët e Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve

sel-lem- thanë:*"Ejani të kërkojmë ndihmë me Muhammedin -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- kundër këtij munafiku.Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- u tha:"Nuk kërkohet ndihma nga unë por ndihma kërkohet nga Allahu -xhel-le xhelaluhu-"*, ai e urrejti të përdoret kjo shprehje për te, edhe pse ai kishte një mundësi të tillë në jetën e tij.Por, ai -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- dëshiroi të mbrojë tevhidin, t'i mbyllë rrugët e shirkut, të përulet para Zotit të tij dhe t'i vë në kujdes ummetit të tij mjetet e shirkut në fjalë e vepra.Nëse një gjë të tillë nuk e lejoi Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- gjatë jetës së tij kur kishte mundësi, e si kërkohet ndihmë nga ai pas largimit të tij nga kjo jetë në ato çështje që nuk ka mundësi askush tjetër përveç Allahut -xhel-le xhelaluhu-.Pastaj, nëse kjo nuk i lejohet Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-, të tjerëve edhe më tepër nuk u lejohet.

## *KAPITULLI I TRETË*
## SQARIMI SE ÇKA OBLIGOHET RREHT BESIMIT NË MUHAMMEDIN-sal-lallahu alejhi ve sel-lem- NË FAMILJEN DHE SHOKËT E TIJ

### RRETH OBLIGIMIT TË DASHURISË PËR MUHAMMEDIN -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-, RESPEKTIMIT TË TIJ DHE NDALIMIT TË EKSTREMIZMIT E KALIMIT TË KUFIRIT NË LAVDRIMIN E TIJ, SI DHE SQARIMI I POZITËS SË TIJ

**1-Obligimi i dashurisë dhe respektit të tij -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-:**

Fillimisht, është obligim për çdo rob të shprehi dashuri ndaj Allahut -xhel-le xhelaluhu-, e cila gjë është adhurimi më i madh. Ai thotë:"..kurse ata të cilët besuan e dojnë Allahun më së shumti.."/El-Bekare:165/.Sepse Ai është Zoti, i cili nga mirësia e Tij u'a krijoi robëve të Tij të gjitha begatitë.Pastaj, pas dashurisë së Allahut -xhel-le xhelaluhu-t, obligim është dashuria për të Dërguarin e Tij, Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-, sepse ai ftoi në rrugën e Allahut -xhel-le xhelaluhu-, komunikoj sheriatin dhe sqaroi dispozitat e Tij.Pra, mirësinë të cilën e arritën besimtarët në këtë dhe botën e ardhme është nga dora e këtij të Dërguari dhe nuk hynë askush në Xhennet pa respektin dhe ndjekjen e Sunnetit të tij.Në një hadith Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- tha:*"Tri gjëra*

*nëse gjinden tek njeriu, ai ka shijuar ëmbëlsirën e imanit:Që Allahu dhe i Dërguari i Tij të jenë më të dashurit tek ai, që një njeri ta dojë vetëm për Allahun dhe të urrej të rikthehet në kufr sikur se ai që urren të hudhet në zjarr, pasi që Allahu e shpëtoi nga ai".*

Dashuria për Muhammedin -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- i pasprinë dashurisë për Allahun -xhel-le xhelaluhu- dhe vjenë në shkallën e dytë pas saj.Ekzistojnë shumë tekste në këtë veçanti rreth dashurisë për Muhammedin -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- më tepër se çdo kush përveç Allahut -xhel-le xhelaluhu-, si p.sh.:*"Asnjëri nga ju nuk ka besuar deri sa unë mos të jem për te më i dashur se sa fëmiu e babai i tij dhe njerëzit në përgjithësi".*

Madje, për besimtarin Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- duhet të jetë më i dashur se sa vetja e tij, sikur se i tha Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- Omerit -radiallahu anhu-, i cili i tha atij:*"O i Dërguar i Allahut!Ti je për mua më i dashur se çdo gjë, përveç vetës time.Ai i tha:"Betohem në Atë që shpirti im është në dorën e Tij, ti nuk ke besuar deri sa nuk jam për ty më i dashur edhe se vetja jote", atëherë, Omeri -radiallahu anhu- i tha:Ti tani je tek unë më i dashur se sa vetja ime.Ai i tha:"Tani -e plotësove imanin- o Omer".*

Nga kjo kuptohet se dashuria për Muhammedin -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- është obligim dhe i paraprinë çdo dashurie përveç dashurisë së Allahut -xhel-le xhelaluhu-, të cilës ajo i pasprinë, sepse dashuria e tij është në emër të Allahut -xhel-le xhelaluhu-, me shtimin e dashurisë ndaj Allahut -xhel-le xhelaluhu- shtohet edhe dashuria për te dhe me pakësimin e dashurisë për Allahun -xhel-le xhelaluhu- pakësohet edhe dashuria për te.Dashuria e Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- obligon respektin e tij, ndjekjen e rrugës së tij, vënjën e fjalës së tij në rend të parë

para fjalës së çdo njeriu dhe obligon ndjekjen e Sunnetit të tij.
Dijetari i famshëm Ibnul-Kajjimi tha:"Çdo dashuri dhe respekt ndaj njerzimit lejohet, nëse i pasprinë dashurisë së Allahut -xhel-le xhelaluhu- dhe madhërimit të Tij, siç është p.sh. dashuria për Muhammedin -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- dhe respekti i tij, të cilat janë plotësim i dashurisë për Dërguesin -Allahun xhel-le xhelaluhu- e tij dhe madhërim i Tij.Ummeti i tij e dojnë ate si shkak i dashurisë së Allahut -xhel-le xhelaluhu- për te dhe e respektojnë ate si shkak i respektit të Allahut -xhel-le xhelaluhu- për te.Kjo dashuri, pra, është nga obligimet e dashurisë së Allahut -xhel-le xhelaluhu-".
Me këtë është për qëllim se Allahu -xhel-le xhelaluhu- i dhuroi Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- ndritësi dhe dashuri, për këtë arësye nuk ka ekzistuar dikush të ketë patur respekt dhe nderim në zemrat e tyre për ndonjë njeri sikur se kishin shokët e Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- për te.Amr Ibnul-Asi pasi që pranoi islamin tha se asnjë njeri më parë nuk kishte urrejtur më shumë se ate -Muhammedin alejhis-selam-, por, kur ai pranoi islamin nuk kishte njeri mbi fytyrë të tokës që e donte dhe e respektonte më shumë se ate.Ai tha:"Sikur ju të më pyetni mua t'ua përshkruaj ate -Muhammedin alejhis-selam-, nuk do të kisha mundësi, sepse unë nuk pata mundësi asnjëherë t'i mbushi sytë e mij nga ndritësia e tij".
Kurse Urvetu Ibnu Mes'udi u tha Kurejshitëve:"O ju popull!Mua më dërguan tek Kisraja -mbreti i Persianëve- dhe tek Kajseri -mbreti i Romakëve-, por nuk pash njeri të cilin e respektojnë shokët e tij sikur se e respektojnë shokët e Muhammedit Muhammedin.Betohem në Allahun, ata nuk e largojnë shikimin nga ai për respektin që kanë ndaj tij, e sa herë që ai pështynë ndonjë pështymë e marrin ate me shuplakat e tyre dhe e

fshijnë fytyrën e gjoksin me te dhe kur ai merr abdest pothuase vriten rreth ujit me të cilin mori ai abdest".

**2-Ndalimi i ekstremizmit(El-guluvvu) dhe teprimit(El-Itra) në lavdërimin e tij:**

**El-Guluvvu-ekstremizmi-**:Është kalimi i kufirit, Allahu -xhel-le xhelaluhu- thotë:"..mos e kaloni kufirin në fenë tuaj.."/En-Nisa:171/.

**El-Itra -teprimi-**:Është kalimi i kufirit në lavdërim duke gënjyer.

Me fjalën ekstremizëm ndaj Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-është për qëllim kalimi i kufirit në çështjen e tij duke e ngritur ate në shkallën e adhurimit dhe duke i dhënë atij disa veçanti hyjnore, si p.sh. t'i lutesh atij dhe të kërkosh ndihmë nga ai e jo nga Allahu -xhel-le xhelaluhu- dhe të betohesh në te.

Kurse me fjalën teprim ndaj Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-është për qëllim teprimi në lavdërimin e tij të cilën gjë ai e ndaloi me fjalën e tij:*"Mos më lavdëroni mua ashtu siç e lavdëruan të Krishterët birin e Merjemes, unë jam vetëm një rob i Allahut, pra, thuani:Robi i Allahut dhe i Dërguari i Tij"*, d.m.th.mos më lavdëroni me gjëra të kota dhe mos e kaloni kufirin në lavdërimin tim, sikur se e kaluan kufirin të Krishterët ndaj Isaut -alejhis-selam- kështu që i'a mveshën atij hyjninë, kurse mua më përshkruani ashtu siç më përshkruajti Zoti im, e thuani:Robi i Allahut dhe i Dërguari i Tij.Kur disa shokë të tij i thanë atij:"Ti je zotriu ynë".Ai u tha:*"Zotriu është Allahu i madhëruar e i Lartësuar"*.E kur atij i thanë:"Më i vlefshmi nga ne dhe më i madhërishmi".Ai u tha:*"Thuani fjalët tuaja ose diç nga fjalët tuaja dhe*

*mos t'ju ngut shejtani".*

Disa të tjerë i thanë atij:"O i Dërguar i Allahut, o më i miri në mesin tonë dhe i biri më të mirit tonë, o zotriu ynë dhe i biri i zotriut tonë"!Ai u tha:*"O ju njerëz!Thuani fjalët tuaja dhe mos t'ju hudhë në epshe -mashtrim- shejtani, unë jam Muhammedi, robi i Allahut dhe i Dërguari i Tij, nuk kam dëshirë të më ngritni mbi pozitën në të cilën më ngriti Allahu i Gjithfuqishëm e i Madhëruar".*

Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- urrejti që të lavdërohet me këto fjalë "ti je zotriu ynë, ti je më i miri në mesin tonë, ti je më i vlefshmi, ti je më i madhëruari", edhe pse ai është krijesa më e lavdëruar dhe më fisnike në përgjithësi.Ai u'a ndaloi fjalët e tilla duke i larguar nga ekstremizmi dhe teprimi në hakkun e tij dhe duke tentuar mbrojtjen e tevhidit.Ai i udhëzoi ata që ta përshkruajnë me dy cilësi, të cilat cilësi janë shkallët më të larta të një robi dhe të cilat nuk janë kalim i kufirit e as rrezik ndaj akides -besimit-, ato janë:Robi i Allahut dhe i Dërguari i Tij.Ai nuk dëshiroi që ta ngrisin mbi pozitën në të cilën Allahu -xhel-le xhelaluhu- e ngriti dhe i'a pëlqeu atij.Fatkeqësisht, shumica e njerëzve e kundërshtuan ndalimin e tij, kështu që ata filluan t'i luten atij, të kërkojnë ndihmë nga ai, të betohen në te dhe të kërkojnë nga ai çka kërkohet vetëm nga Allahu -xhel-le xhelaluhu-, sikur se veprohet nëpër mevlude, poezi, ilahi, etj.Ata nuk mund të bëjnë dallimin në mes hakkut të Allahut -xhel-le xhelaluhu- dhe hakkut të Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-.

Dijetari i famshëm Ibnul-Kajjimi në poezinë e tij thotë:

*Allahu -xhel-le xhelaluhu- ka hakk që dikujt tjetër nuk i takon,*
*Edhe robi i tij -Muhammedi -alejhis-selam- ka hakk, ato janë dy hakke.*
*Mos i bëni ato dy hakke një hakk,*
*Pa i dalluar ato e pa i afruar.*

**3-Sqarimi i pozitës së tij -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-:**

Nuk ka asgjë të keqe në sqarimin dhe besimin e pozitës së tij duke e lavdëruar ate ashtu si e lavdëroi ate Allahu -xhel-le xhelaluhu- dhe në përmendjen e pozitës së tij me të cilën e veçoi ate Allahu -xhel-le xhelaluhu-.Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- ka pozitën më të lartë të cilën Allahu -xhel-le xhelaluhu- i'a dhuroi, ai është robi i Allahut -xhel-le xhelaluhu- i Dërguari i Tij dhe më i miri i krijesave të Tij.Ai është më i miri i të gjitha krijesave në përgjithësi.Ai është i Dërguari i Allahut -xhel-le xhelaluhu- tek njerëzit në përgjithësi e edhe tek Exhinët -Demonet-, ai është më i lavdëruari në mesin e profetëve, ai është vula e profetëve, nuk ka profet tjetër pas tij.Allahu -xhel-le xhelaluhu- i'a zgjeroi atij gjoksin, i ngriti përmendjen, nënshtrimin dhe përuljen u'a bëri cilësi atyre që kundërshtojnë urdhërin e tij dhe ai është pronari i Mekami Mahmudit -vendit të lavdëruar-, për të cilin vend Allahu -xhel-le xhelaluhu- i thotë:"..ndoshta Zoti ytë do të ngrisë ty -Muhammed- në një vend të lavdishëm"/El-Isra:79/, d.m.th. vendi në të cilin të ngrisim Ditën e Kijametit që të ndërmjetësosh për njerëzit, ky është vend i posaqëm vetëm për Muhammedin -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- në mesin e të gjithë profetëve.Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- është krijesa e Allahut -xhel-le xhelaluhu- që më së shumti i'a ka frikën Atij dhe më i devotshmi ndaj Tij.Allahu -xhel-le xhelaluhu- ndaloi ngritjen e zërit pran tij dhe i lavdëroi ata të cilët ulin zërat e tyre në praninë e tij, Allahu -xhel-le xhelaluhu- thotë:"O ju që keni besuar!Mos i ngritni zërat tuaj mbi zërin e profetit -Muhammedit- dhe mos e ftoni ate siç ftoni njëri-tjetrin, e kështu të zhduken veprat tuaja duke mos e hetuar ju.Ata të cilët ulin zërat e tyre pranë të Dërguarit të Allahut, ata janë që Allahu zemrat e tyre i ka

përshtatur për devotshmëri, ata kanë falje mëkatesh dhe shpërblim të madh.Ata që të thërrasin përtej mureve, shumica e tyre janë nga ata që nuk kuptojnë.E sikur ata të bënin durim derisa të kishe dalë ti vetë, do të ishte më edukative për ta.Allahu është mëkatfalës, mëshirues"/El-Huxhurat:2-5/.

Dijetari i famshëm Ibni Kethiri, duke komentuar këto ajete në tefsirin e tij, tha:"Këto janë ajete me të cilat Allahu -xhel-le xhelaluhu- edukoi robët e Tij besimtarë, se si ata të sillën ndaj Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-, se si ta vlerësojnë, ta respektojnë, ta lavdërojnë dhe si ta madhërojnë.Mos t'i ngrisin ata zërat e tyre në prani të Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- mbi zërin e tij.Gjithashtu, ai u'a ndaloi atyre që ate ta ftojnë me emrin e tij siç ftojnë ata njëri-tjetrin, e ti thuhet:O Muhammed, por ai të ftohet me shpalljen e dërgesën, e ta thërrasin:O i Dërguar i Allahut, o profeti i Allahut.Allahu -xhel-le xhelaluhu- thotë:"Thirrjen e të Dërguarit mos e bëni sikur thirrjen tuaj ndaj njëri-tjetrit"/En-Nur:63/.Vetë Allahu -xhel-le xhelaluhu- e thërret ate o profet, o i Dërguar dhe Allahu -xhel-le xhelaluhu- e melaqet e Tij i bëjnë lutje atij, me të cilën gjë i urdhëroi edhe besimtarët, Ai thotë:"Vërtetë, Allahu dhe melaqet e Tij luten për Pejgamberin, o ju që keni besuar lutuni për te dhe doruzoniu plotësisht"/El-Ahzab:56/.

Por, lavdërimit i tij nuk veçohet në ndonjë kohë apo mënyrë përveç se me argument të vërtetë nga Kur'ani dhe Sunneti.Ata të cilët bëjnë mevlud për lavdërimin e tij duke veçuar ditën në të cilën mendojnë se ai lindi është risi -bidat- e urrejtur.

Respekti ndaj Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- është edhe respekti ndaj Sunnetit të tij dhe besimi se veprimi me te është obligim dhe se ai ka pozitën e dytë pas Kur'anit në obligimin e respektit dhe

veprimit me te.Sepse Sunneti i tij është shpallje nga Allahu -xhel-le xhelaluhu-, sikur se thotë Ai:"Ai -Muhammedi- nuk fletë me hamendje.Por, ai -Kur'ani dhe fjalët e tij- janë shpallje që shpallet"/En-Nexhm:3-4/.Pra, nuk lejohet dyshimi në te -Sunnetin-, zvogëlimi i rëndësisë së tij ose të thuhet filan hadithi është sahih - i vërtetë-, filan hadithi është daif -i dobët- dhe nuk lejohet shpjegimi i tyre përveç se me dituri dhe njohjen e lëndës së hadithit.Në këtë kohë janë shumuar injorantët të cilët flasin rreth Sunnetit të Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-, posaqërisht disa të rinjë të cilët ende janë në semestret e para të edukimit.Ata i verifikojnë dhe i dobësojnë hadithet dhe i kritkojnë transmetuesit pa kurrfarë diturie, përveç se kanë lexuar disa libra.Ky është rrezik i madh për ta dhe për ummetin.Ata duhet t'i kenë frikën Allahut -xhel-le xhelaluhu- dhe të ndalen në kufijtë e tyre.

## OBLIGIMI I BINDJES NDAJ MUHAMMEDIT -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- DHE NDJEKJES SË TIJ

Obligim është bindja ndaj Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- me kryerjen e urdhërave të tij dhe me largimin nga ndalesat e tij.Një gjë e tillë është nga obligimet e dëshmisë se ai është i Dërguar i Allahut -xhel-le xhelaluhu-.Allahu -xhel-le xhelaluhu- urdhëroi bindjen ndaj tij në disa ajete të Kur'anit, ndonjëherë duke e bashkuar me bindjen ndaj Tij, si p.sh.:"O ju që keni besuar!Bindjuni Allahut dhe bindjuni të Dërguarit -Muhammedit-"/En-Nisa:59/, dhe ajete të ngjashme me këtë, e ndonjëherë të vetmuar, si p.sh.:"Ai që i bindet të Dërguarit i është bindur Allahut"/En-Nisa:80/. dhe:"..bindjuni të Dërguarit, ndoshta ju do të mëshiroheni"/En-Nur:56/.Kurse ndonjëherë i'u kërcënohet atyre që kundërshtojnë të Dërguarin e Tij, sikur se është fjala e Tij:"Le të ruhen ata

të cilët kundërshtojnë urdhërin e tij -Muhammedit- se ata do t'i zë ndonjë sprovim -fitne- ose do t'i godasë një dënim i dhimbshëm"/En-Nur:63/, d.m.th. do t'i godasë ndonjë fitne në zemrat e tyre siç është kufri, nifaku, bidati, ndonjë dënim i ashpër në dun'ja me vrasje, hakmarrje, burgosje apo ndonjë dënim tjetër të shpejtë.Allahu -xhel-le xhelaluhu- e bëri bindjen ndaj Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- dhe ndjekjen e tij shkak për arritjen e dashurisë së Tij dhe falje të mëkateve, Ai thotë:"Thuaj -Muhammed-:Nëse e doni Allahun më ndjekni mua ju don juve Allahu dhe ju falë mëkatet tuaja"/Ali Imran:31/.Bindjen ndaj tij e bëri udhëzim -hidajet- kurse kundërshtimin e tij e bëri devijim -dalalet-, Ai thotë:"Nëse ju -o besimtarë- i bindeni atij -Muhammedit- do të udhëzoheni"/En-Nur:54/, dhe thotë:"Nëse ata nuk të përgjigjen ty, dije se ata pasojnë epshet e tyre, e kush është më i humbur se sa ai që ndjek epshet e tij pa patur kurrfarë udhëzimi nga Allahu.Allahu, vërtetë, nuk i udhëzon popullin mizorë"/El-Kasas:50/.Allahu -xhel-le xhelaluhu-, gjithashtu, na lajmëroi se ai është shembull i mirë për ummetin e tij:"Ju e kini shembullin më të lartë në të Dërguarin e Allahut për atë që shpreson Allahun -shpërblimin dhe takimin e Tij- dhe Ditën e Gjykimit -se do të vijë- dhe e përmend Ate shumë"/El-Ahzab:21/.

Ibnu Kethiri -Allahu xhel-le xhelaluhu e mëshiroftë-tha:"Ky ajet fisnik është bazë e madhe rreht shembëllimit në të Dërguarin -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- si në fjlët, veprat ashtu edhe në gjendjet e tij.Për këtë arësye Allahu -xhel-le xhelaluhu- urdhëroi njerëzit -besimtarët- që ta marrin Muhammedin -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- për shembull mu në Ditën e Ahzabeve -në luftën e Ahzabeve- si në durimin, qëndrueshmërinë, vëzhgimin, luftën dhe pritjen e tij të ardhjes së çlirimit nga Zoti i tij.Paqja dhe faljet e Allahut -xhel-le xhelaluhu- qofshin me te përgjithmonë.

Allahu -xhel-le xhelaluhu- bindjen ndaj Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- dhe pasimin e tij e përmendi në rreth dyzet vende në Kur'an.Besimtarët kanë nevojë për njohjen e jetës së Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- dhe për ndjekjen e rrugës së tij më shumë se që kanë nevojë për pije dhe ushqim, sepse nëse ushqimi të mungon dhe nuk mund të gjesh ndodhë vdekja në dun'ja, derisa nëse të mungon bindja ndaj Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- dhe ndjekja e rrugës së tij, ti ke arritur dënimin dhe palumturinë e përjetshme.Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- urdhëroi që ta ndjekim ate në kryerjen e ibadeteve dhe ato të kryhen ashtu sikurse i kryente ai dhe tha:*"Faluni ashtu sikurse më keni parë duke u falur"*, e tha:"Merrni nga unë ritualet tuaja -për Haxh-", dhe tha:*"..ai që punon një punë që nuk është në pajtim me çështjen -fenë-tonë, ajo punë i rikthehet atij"*, dhe tha:*"Ai që largohet nga Sunneti im -rruga ime- nuk është prej meje"*, dhe shumë tekste të tjera të ngjashme të cilat urdhërojnë që ta pasojmë ate dhe mos ta kundërshtojmë.

## LIGJSHMËRIA E LUTJES DHE SELAMIT MBI TË DËRGUARIN -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-

Hak i Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-, të cilin Allahu -xhel-le xhelaluhu- i'a bëri ligj ummetit të tij është lutja dhe selami mbi te -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-, Allahu -xhel-le xhelaluhu- thotë:"Vërtetë, Allahu dhe melaqet e Tij luten për pejgamberin -Muhammedin alejhis-selam-.O ju që keni besuar!Lutuni edhe ju për te dhe përshëndeteni me selam"/El-Ahzab:56/.Transmetohet se me fjalën "salatullah" -lutja e Allahut - është për qëllim:lavdërimi i tij në mesin e melaqeve, kurse me "salatul-melaike" -lutja e melaqeve- është për qëllim:lutja e melaqeve, dhe me "salatul-ademijine" -lutja e njerëzve- është për qëllim:kërkimi i faljes

nga ata.Allahu -xhel-le xhelaluhu- përmes këtij ajeti na lajmëroi për pozitën e robit dhe të profetit të Tij tek Ai në shoqërinë më të lartë, se ai e lavdëron ate tek melaqet më të afërta me Te, poashtu, edhe melaqet luten për te, pastaj Ai i urdhëroi banorët e botës më të ulët që të luten për te dhe ta përshëndesin që kështu të bashkohet lavdërimi i tij nga banorët e botës së lartë dhe të ulët.

Kuptimi i fjalës "sel-limu teslimen" -përshëndeteni me selam- që d.m.th. -përshëndeteni ate me përshëndetjen islame- është: që kur ta përshëndetni Muhammedin -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- bashkoni selamin dhe lutjen -salatin dhe selamin-, e mos thuani vetëm:"sal-lallahu alejhi" ose vetëm "alejhis-selam", por thuaj ashtu sikur se urdhëroi Allahu -xhel-le xhelaluhu-:"sal-lallahu alejhi ve sel-lem.

Përshëndetja e Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- kërkohet në disa vende, ndonjëherë mund të jetë obligim e ndonjëherë mustehab -gjë e dëshiruar-.

Dijetari i madh Ibnul-Kajjimi -Allahu xhel-le xhelaluhu e mëshiroftë- përmendi dyzet e një vende në librin e tij"Xhelaul-Efham" ku duhet përshëndetur Muhammedin -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-.Ai e filloi ate me fjalën:

**Vendi i parë:**Pas Et-tehijatit -në namaz-, i cili është më i rëndësishmi dhe më i verifikuari.Të gjithë muslimanët -dijetarët- u pajtuan në ligjshmërinë e tij.Por ata ranë në kundërshtim rreth asaj se a është obligim apo jo.

**Pastaj përmendi këto vende:**Në duan e kunutit -në salatul-vitr-, në hytbe -ligjërata- siç është hytbja e namazit të gjymasë, e bajramit dhe istiskas -lutjes për shi-, pas ezanit të muezinit, gjatë bërjes dua, gjatë hyrjes dhe daljes nga xhamia, gjatë përmendjes së Muhammedit -sal-

lallahu alejhi ve sel-lem-, etj.

**Pastaj ai -Allahu xhel-le xhelaluhu e mëshiroftë- përmendi dyzet dobi dhe fryte të lutjes dhe përshëndetjes së Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-, nga ato:**

*-Kryerja e urdhërit të Allahut -xhel-le xhelaluhu-, i përmendur në ajetin e lartshënuar.*

*-Arritja e dhjetë lutjeve nga ana e Allahut -xhel-le xhelaluhu- për atë që e përshëndet ate vetëm një herë.*

*-Shpresimi në arritjen e përgjegjjes nëse e thua para lutjes.*

*-Ai -salavati- është sebeb për arritjen e shefaatit-ndërmjetësimit- të Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- nëse e bashkon me kërkimin e vesiles -vendin e lartë- për te.*

*-Salavati është sebeb për faljen e mëkateve.*

*-Salavati është sebeb që Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- t'ia kthej atij përshëndetjen, etj.*

**Fe salavatullahi ve selamuhu ala hadhen-Nebijjil-Kerim.**

## RRETH VLEFTËS SË EHLI BEJTIT -familjes së Muhammedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem- DHE OBLIGIMEVE NDAJ TYRE PA KURRFARË URRJEJTJEJE APO TEPRIMI

Ehlul-Bejti janë familja e Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- të cilëve u është ndaluar marrja e sadakës -lëmoshës-.Nga ajo familje llogariten:familja e Aliut, e Xhaferit, e Akilit, e Abbasit -radiallahu anhum-, bijtë e El-Harith Ibnu Abdul-Mutalib-it, gratë dhe vajzat e Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-.Allahu -xhel-le xhelaluhu- thotë:"..Allahu ka për qëllim që nga ju, o familje e shtëpisë (së Pejgamberit) të largojë ndytësinë e mëkateve dhe t'ju pastrojë deri në skaj"/El-Ahazab:33/.

Imami Ibnu Kethiri -Allahu e mëshiroftë- tha:"Ajo që nuk ka dyshim gjatë mendimit në Kur'an rreth këtij ajeti, është se gratë e Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- i përfshinë ky ajet, sepse rrjedha e fjalëve është për to, për këtë arësye pas këtij ajeti Allahu thotë:"Përkujtoni -o ju gra të Pejgamberit- ajo që u lexohet nga ajetet dhe urtësia e Allahut në shtëpitë tuaja"/El-Ahzab:34/, d.m.th. punoni sipas asaj që Allahu i'a shpall Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- nga Kur'ani dhe Sunneti në shtëpitë tuaja.Komentatori i njohur Katade dhe disa të tjerë thanë:"Përkujtoni këtë begati me të cilën u veçuat në mesin e njerëzve që shpallja zbret në shtëpitë tuaja.Aishja e sinqert e bija e të sinqertit -es-sid-dikatu bintus-sid-dik- u paraprinë dhe është më e veçant me këtë begati dhe rahmet të madh, sepse Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- nuk i zbriti shpallja në shtratin e ndonjërës nga gratë e tij përveç saj, të cilën gjë e tregoi vetë Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-.Disa dijetarë

thanë:"..kjo për arësye se ai nuk u martua me ndonjë vajzë beçare, me të cilën nuk flejti ndonjë burrë tjetër, përveç saj.Kështu që u përshtat që ajo të veçohet me këtë cilësi dhe këtë shkallë të lartë.Pra, nëse gratë e tij hyjnë brenda Ehli Bejtit, të afërmit e tij e meritojnë edhe më shumë të jenë nga ata".

Ehlus-sunneti vel-xhemaati -Pasuesit e Sunnetit dhe të xhematit të muslimanëve- e dojnë familjen -Ehli Bejtin- e Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-, i ndihmojnë ata dhe u'a ruajnë atyre porosinë e Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- të cilën e tha ditën e Gadir Humit -vend i ashtuquajtur mes Mekkës dhe Medines-:*"U përkujtoj Allahun në familjen time -ruane familjen time-"*.Ehlus-Sunneti i dojnë ata dhe i respektojnë, sepse një gjë e tillë është dashuri ndaj Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- dhe respektim i tij, si dhe është kusht që ata të jenë ndjekës të Sunnetit dhe të vërtetë në rrugën e drejtë të miletit islam, sikur se ishin të parët e Ehli Bejtit, sikur se Abbasi dhe Aliu me bijtë e tyre.Kurse ata të cilët e kundërshtojnë Sunnetin dhe nuk i përmbahen fesë, nuk lejohet që ata të duhen edhe nëse janë nga Ehli Bejti.

Qëndrimi i Ehlus-Sunetit vel-Xhemaatit ndaj Ehli Bejtit është qëndrim mesatar dhe i drejtë, ata i dojnë fetarët dhe rrugëdrejtët në mesin e tyre, kurse spastrohen nga ata që kundërshtojnë Sunnetin dhe devijojnë nga feja edhe nëse ata janë nga Ehli Bejti, sepse qenësia e tij nga Ehli Bejti dhe afërsia e Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- nuk i bënë dobi asgjë atij, derisa mos t'i përmbahet fesë së Allahut.Transmetoi Ebu Hurejretu -radiallahu anhu- se Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- kur i zbriti ajeti:"Dhe qorto familjen tënde të afërt"/Esh-Shuara:214/, u ngrit e tha:*"O ju grumbulli Kurejshit -apo një fjalë të ngjashme-, bleni vetën tuaj -ruani vetvetën- se unë nuk mund t'ju ndihmojë asgjë para Zotit!O Abbas Ibnu*

*Abdul-Mutal-lib ,nuk mund të ndihmojë asgjë para Zotit!Oj Safijje, halla e të Dërguarit të Allahut, nuk mund të ndihmojë asgjë para Allahut!Oj Fatime, e bija e Muhammedit, kërko nga pasuria ime çka të dëshirosh, sepse unë nuk mund të bëjë dobi para Allahut asgjë".*Gjith-ashtu, Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- tha:"*Men betae ameluhu lem jusri' nesebuhu -Puna e atij që është e pakët nuk i bënë dobi prejardhja e tij"*.Ehlus-Sunneti vel-Xhemaati janë të pastër nga rruga e Rafidive -Shiitëve-, të cilët e teprojnë në disa persona nga Ehli Bejti, e të cilëve u përshkruajnë pagabueshmërinë, si dhe nga rruga e atyre që kanë këmbëngulur armiqësinë kundër Ehli Bejtit që janë të devotshëm dhe i fyejnë ata.Gjithashtu, Ehlus-Sunneti janë të pastër nga rruga e risixhive dhe bestytëve të cilët bëjnë ndërmjetësim me Ehli Bejtin dhe i marrin ata zota përveç Allahut.

Ehlus-Sunneti, në këtë çështje dhe në çdo çështje tjetër, i përmbahen rrugës së mesme dhe të drejtë pa kurrfarë teprimi apo pakësimi.Edhe vetë të devotshmit nga Ehli Bejti urrejnë ekstremizmin në ta dhe spastrohen nga gulatët -ata që e kaluan kufirin në çështjen e tyre-.Udhëheqësi i besimtarëve -emirul-mu'mini-, Aliu -radiallahu anhu- i djegu me zjarr gulatët të cilët bënë ekstremizëm në çështjen e tij -duke i thënë Zot apo profet, etj-.Ibni Abbasi -radiallahu anhu- e përkrahi ate në vrasjen e tyre me shpat, e jo me zjarr si veproi Aliu -radiallahu anhu-.Gjithashtu, Aliu -radiallahu anhu- kërkoi Abdullah Ibnu Sebein -munafikun Jahudi- kokën e gulatëve që ta vras por ai iku dhe u fsheh(ky person jahudi ishte ai i cili udhëheqte nxitjen e trazirave dhe ky person llogaritet themeluesi i vërtetë i shiizmit ekstrem).

## RREHT VLEFTËS SË SAHABEVE -shokëve të Muhammedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem-,BESIMI I OBLIGUAR PËR TA DHE DREJTIMI I EHLUS-SUNETIT VEL-XHEMAATIT RRETH PROBLEMEVE -trazirave- QË NDODHËN NË MES TYRE

**Kush është për qëllim me ofiqin "sahabe" dhe cili besim është i obliguar ndaj tyre:**

Es-Sahabe në gj.arabe është shumsi i sahabi-ut:Sahabiu është personi i cili u takua me Muhammedin -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-, i besoi atij dhe vdiç në atë besim.Është obligim të besohet se ata -sahabet- janë më të mirët në mesin e ummetit tonë dhe jetuan në shekujt më të mirë, si shkak i prirjes së tyre në Islam, veçorisë së tyre në shoqërimin e Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-, luftimit me te, marrjen e sheriatit nga ai dhe komunikimin e tij për ata që erdhën pas tyre.Allahu -subhanehu ve teala- i lavdëroi ata në Librin e Tij, e thotë:"Allahu është i kënaqur me të hershmit e parë prej muhaxhirëve -Mekkasëve emigrues- dhe prej ensarëve -Medinasëve vendas e ndihmëtar të muhaxhirëve- dhe prej atyre që i pasuan ata me punë të mira, e edhe ata janë të kënaqur ndaj Tij.Atyre u ka përgatitur xhennete, ku rrjedhin lumenj dhe ku do të jenë përgjithmonë -pa vdekje-.Vërtetë, ky është fitim i madh."/Et-Tevbe:100/, dhe thotë:"Muhammedi është i Dërguar i Allahut dhe ata që janë me te janë të ashpër ndaj pabesimtarëve e të mëshirshëm ndaj njëri-tjetrit, i sheh ti ata kah përulen -në ruku-, duke rënë me fytyrë në tokë -duke bërë sexhde-, ata kërkojnë prej Allahut që të ketë mëshirë dhe kënaqësinë e Tij ndaj tyre.Në fytyrat e tyre shihen shenjat e gjurmës së sexhdes, përshkrimi i cilësive të

tyre në këtë mënyrë është në Tevrat.Kurse përshkrimi i tyre në Inxhil është si një farë e mbjellur të cilës i del filizi i vet, e ajo trashet, përforcohet dhe qëndron në trungun e vet, ajo kështu e mahnit mbjellësin.(Allahu i shumoi ata)Kështu për t'ua shtuar me ta mllefin pabesimtarëve.Allahu atyre që besuan dhe bënë vepra të mira u premtoi falje të mëkateve dhe shpërblim të madh"/El-Fet'h:29/, dhe thotë:"(Ajo pronë)U takon muhaxhirëve të varfër, të cilët u dëbuan prej shtëpive të tyre dhe prej pasurisë së tyre, duke kërkuar mirësinë dhe kënaqësinë prej Allahut, dhe që ndihmojnë Allahun e të Dërguarin e Tij, të tillët janë ata të sinqertit.Edhe ata që përgatitën vendin -Medinen- dhe besimin para tyre, i duan ata që shpërnguleshin tek ata dhe nuk ndiejnë në gjoksat e tyre ndonjë nevojë -për zili apo tjetër- nga ajo që u jepej atyre -muhaxhirëve-, madje sikur edhe të kishin vetë nevojë për te, ata u jepnin përparësi atyre para vetës.Ata që ruhen nga lakmia ata janë të shpëtuar"/El-Hashr:8-9/.Në këto ajete Allahu -xhel-le xhelaluhu- lavdëroi Muhaxhirinët dhe Ensarët, të cilët i përshkruajti se janë të parët në veprimin e të mirave, se Ai është i kënaqur me ata, u përgatiti atyre xhennetet, ata janë të ashpër kundër pabesimtarëve të mëshirshëm ndërmjet vete, bëjnë ruku dhe sexhde shumë, zemrat i kanë të pastërta, në fytyrat e tyre shihet bindja ndaj Allahut -xhel-le xhelaluhu- dhe imani, Ai i zgjodhi ata që ta shoqërojnë të Dërguarin e Tij, që kështu t'ua shtoj mllefin pabesimtarëve.Gjithashtu, i përshkruajti muhaxhirinët se i lanë vendet dhe pasuritë e tyre për Allahun -xhel-le xhelaluhu-, forcimin e fesë së Tij dhe duke dëshiruar mirësinë e kënaqësinë e Tij dhe se ata janë të sinqertë në këtë.Ensarët i përshkruajti se janë shtëpia e emigrimit, e ndihmës dhe e besimit të sinqertë.Gjitha-shtu, i përshkruajti ata se i dojnë vëllezërit e tyre emigrues nga Mekka edhe më shumë se vetvetën dhe me këtë arritën shpëtimin.

Këto ishin disa vlefshmëri të përgjithshme të sahabeve.Ekzistojnë edhe cilësi e shkallë të veçanta, me të cilat ata u dalluan ndërmjet vete dhe kjo sipas përparësisë së tyre në Islam, në luftë për Islamin dhe në emigrim për fenë e Allahut.

Sahabet më të mirë janë katër halifët e parë -El-Hulefaurr-Rrrashidun-:Ebu Bekri, Omeri, Osmani dhe Aliu -radiallahu anhum-.Pas tyre vijnë të përgëzuarit me Xhennet -për të cilët Muhammedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha se do të hynë në Xhennet-.Këta janë katër halifët e përmendur lartë dhe:Talha, Zubejri, Abdurrahman Ibnu Avfi, Ebu Ubejdetu Ibnul-Xherrahi, Sa'd Inu Ebi Vekkasi dhe Seid Ibnu Zejdi -radiallahu anhum-.Pastaj, Muhaxhirët janë më të mirë se sa Ensarët, pjesmarrësit e luftës së Bedrit dhe të "Betimit të rridvanit -bej'aturr-rridvani-t-" janë më të mirë se sa të tjerët dhe ata të cilët besuan para çlirimit të Mekkës dhe luftuan janë më të mirë se sa ata që besuan dhe luftuan pas çlirimit të saj.

## DREJTIMI -MENDIMI- I EHLIS-SUNNETIT VEL-XHE-MAATIT RRETH LUFTËS DHE FITNES -trazirës- QË NDODHËN MES SAHABEVE

**Shkaku i fitnes -trazirës-:**Jahuditë bënë komplot kundër Islamit dhe pjestarëve të tij, kështu që futën në gjirin e tij një mashtrues të fëlliqur, i cili shfaqi pranimin e islamit, derisa në realitet ai ishte gënjeshtar, ai ishte Abdullah Ibnu Sebei nga hebrenjët e Jemenit.Ky jahudi filloi t'i hudhë helmet dhe urrejtjet e tij kundër halifes së tretë Othman Ibnu Affanit -radiallahu anhu-.Ai filloi të shpiki kundër tij akuza, kështu që u tubuan rreth tij ata të cilët ishin me shikim të shkurtë, me iman të dobët dhe dëshirues të fitnes.Kjo fitne përfundoi me vrasjen e halifes së drejtë Othman Ibnu Affanit -radiallahu anhu- në mënyrë mizore.Menjëherë pas

vdekjes së tij filluan kundërshtimet në mes muslimanëve dhe u rrit fitneti me nxitjen e këtij jahudije dhe të pasuesve të tij.Pastaj, ndodhi lufta në mes sahabeve duke patur çdonjëra palë ixhtihadin e vet -përpjekjen dhe mendimet e veta-.

Komentuesi i librit "El-Akidetut-Tahavije -Akidja Tahavije-" tha:"Thelbin e refdit -shiizmit, qoftë ai ekstrem apo mesatar- e filloi një munafik i prishur, i cili kishte për qëllim shkatërrimin e Islamit dhe fyerjen e Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-, të cilën gjë e përmenden dijetarët.Abdullah Ibnu Sebei pasi që shfaqi pranimin e islamit dëshiroi ta shkatërroi ate me dredhitë e fëlliqësitë e tij, ashtu siç veproi Pali me fenë Krishtere.Ai jahudi në fillim shfaqi devotshmërinë pastaj filloi të shfaqë urdhërin në të mira dhe pengimin nga të këqijat, kështu derisa nxiti fitnetin rreth Othmanit -radiallahu anhu- dhe vrasjen e tij.Pasi që ai arriti në Kufe -ku kishte dashamirë të Aliut radiallahu anhu- filloi të shfaqë ekstremizmin në çështjen e tij -duke e shpallur ate zëvendës të profetit, e përfundimisht Zot- që kështu t'i realizoi qëllimet e tij.Ali -radiallahu anhu- dëgjoi për te dhe e kërkoi që ta vras -ta djegë me zjarr-, por ai arriti të ikë e të fshihet në Kirkis.Rrëfimi i tij është i njohur në librat e historisë.

Shejhul-Islam Ibnu Tejmije tha:"Pas vrasjes së Othmanit -radiallahu anhu- u përçan zemrat, u shumuan fatkeqësitë, u përhapën të këqijtë, u përulën të mirët, filluan të nxisin fitnetin -trazirat- ata që nuk kishin mundësi më parë dhe i ndërpriten bëmirësitë ata që kishin mundësi, kështu që i dhanë betimin Aliut -radiallahu anhu-, i cili atëbotë ishte njeriu më meritues i saj dhe njeriu më i mirë që ekzistonte.Por, zemrat ishin të përçara dhe zjarri i fitnes ende ishte i ndezur, kështu që nuk u bashkua fjala, nuk u themelua xhemaati, kurse halifja dhe më të mirët e ummetit nuk kishin mundësi të realizojnë krejt atë mirësi që dëshironin dhe i'u bashkangjitën

përçarjes e fitnes njerëz të ndryshëm, e ndodhi ajo që ndodhi.."
Gjithashtu, ai tha, duke justifikuar pjesmarrësit nga sahabet në luftën e Aliut kundër Muaviut -radiallahu anhuma-:"Muavija nuk kërkonte hilafetin e as që i ishte dhënë betimi për një gjë të tillë kur ai luftoi Aliun.Gjithashtu, ai nuk e luftoi ate duke qenë halife e as duke pretenduar se ai e meriton hilafetin.Kur Muavija pytej nga dikush për këtë çështje, e vërtetonte vetë këtë gjë.As Muavija e as pasuesit e tij nuk e shihnin që të fillojnë luftën kundër Aliut e pasuesve të tij.Por, pasi që Aliu -radiallahu anhu- dhe pasuesit e tij e shihnin se është obligim bindja ndaj tij dhe dhënja e betimit atij -Aliut-, meqë muslimanët duhet poseduar vetëm një halife, kurse ata ishin jasht bindjes së tij, nuk e kishin kryer këtë obligim dhe ata ishin fuqi e madhe, ai -Aliu- mendonte se duhet luftuar ata derisa ta kryejnë këtë obligim dhe kështu të realizohet ajo bindje dhe ai bashkim -xhemaat-.Derisa Muavija dhe ata që ishin me te thanë se një gjë e tillë nuk është obligim për ta dhe nëse ata luftohen janë të mizoruar, sepse Othmani -radiallahu anhu- u vra i mizoruar me pëlqimin e të gjithë muslimanëve dhe ai u vra në kampin e Aliut -radiallahu anhu- duke qenë ata -vrasësit- më të fuqishëm.Nëse ata -Aliu me pasuesit e tij- na pengojnë bëjnë mizori dhe armiqësi kundër neve.Aliu -radiallahu anhu- nuk ka mundur ta mbrojë Othmanin -radiallahu anhu- nga ata, prandaj ne duhet t'i japim betimin një halifeje që ka mundësi të mbajë drejtësinë në mes nesh".
Me një fjalë, Muavija me shokët e tij e shihnin se njëherë duhet të hakmirren nga vrasësit e Othmanit -radiallahu anhu- e pastaj t'i japin betimin halifës së ri.

**Drejtimi i Ehlis-sunetit vel-xhemaatit rreth kundërshtimit dhe fitnes, të cilave u pasprinë luftrat në mes sahabeve,**

**përmledhet në dy çështje:**

**Çështja e parë:**Ata e ndalin të folurit nga ato gjëra që ndodhën në mes sahabeve dhe nuk hulumtojnë në ato, sepse rruga e shëndoshë është shuajtja nga ato, dhe thonë:"O Zoti ynë, falna neve dhe vëllezërve tanë që para nesh u pajisën me besim dhe mos lejo në zemrat tona farë urrejtje ndaj atyre që besuan.Zoti ynë Ti je i butë, mëshirues"/El-Hashr:10/.

**Çështja e dytë:**Ata u përgjigjen rrëfimeve të transmetuara që përmend-in anët negative të tyre, dhe atë në disa aspekte:

**Aspekti i parë:**Disa nga ato rrëfime janë gënjeshtra të shpikura nga armiqët e tyre -sahabeve- duke tentuar kështu nxirjen e jetës së tyre.

**Aspekti i dytë:**Disa nga ato rrëfime u shtuan, e disa u pakësuan dhe e ndryshuan pamjen e vërtetë të tyre dhe i'u bashkangjitën atyre gënjeshtra.Në këtë mënyrë ato u devijuan, kështu që nuk mirren parasyshë.

**Aspekti i tretë:**Rrëfimet e sakta që erdhën në këtë çështje -e të cilat janë pak-, ata -sahabet- mund të justifikohen, sepse ata janë muxhtehidun -përpjekës- që kanë qëlluar të saktën apo muxhtehidun që nuk kanë qëlluar të saktën.Pra, ato rrjedhin nga burimet e ixhtihadit -përpjekjes- me ç'rast nëse muxhtehidi qëllon të saktën ai ka dy shpërblime e nëse gabon ai ka vetëm një shpërblim për shkak të përpjekjes së tij.Gabimi atyre u falet, sepse Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- tha:*"Nëse udhëheqësi përpjeket dhe qëllon të saktën ai ka dy shpërblime, e nëse përpjeket e gabon ka vetëm një shpërblim".*

**Aspekti i katërt:**Ata -sahabet- janë njerëz të cilët mund të gabojnë, sepse nuk janë ata të pagabueshëm e pa mëkate, por gabimet e tyre i mbulojnë disa mukefferat -çështje e vepra të mira të cilat shlyejnë mëkatet-, nga ato:

1-*Pendimi -tevbeja-, i cili shlyen çdo të keqe, çfardo qoftë ajo.*

2-*Ata kanë përparësi dhe vlerësi, të cilat obligojnë faljen e atyre gabimeve që ndodhën nga ata,* Allahu thotë:"Vërtetë, të mirat fshijnë të këqij-at"/Hud:114/.
3-*Të mirat e tyre u shumfishohem më shumë se çdokujt dhe asnjë njeri nuk arrinë fadiletin -vlerën- e tyre,* sepse Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- tha se ata u takojnë shekujve më të mirë dhe sadakaja -lëmo-sha- e tyre sa një grusht, është më e vlefshme, se sa dhënja sadakaja e një kodre sa kodra e Uhudit me ari nga dikush tjetër.
Shejhul-Islami Ibnu Tejmije tha:"Asnjë nga imamët e fesë nuk besojnë se sahabet janë të pagabueshëm, pa marrë parasyshë se a janë ata shumë të afërt me Muhammedin -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- apo janë nga më të hershmit në islam apo kushdo tjetër.Ata mund të bëjnë gabime, të cilat Allahu u'a falë me pendimin e tyre, u'a ngritë pozitat e tyre dhe u'a falë atyre me mirësinë e Tij, Allahu thotë:"E ai që solli të vërtetën dhe ai që e vërtetoi atë, të tillët janë ata të ruajturit.Ata te Zoti i tyre kanë çkado që dëshirojnë, e ai është shpërblimi i bamirësve.Allahu do t'ua shlyej atyre edhe më të keqen që e punuan dhe do t'u japë shpërblime më të mira për atë që punuan"/Ez-Zummer:33-35/, dhe thotë:"..derisa të arrijë pjekurinë e vet -njeriu besimtar- dhe kur t'i mbushë dyzet vjet, ai thotë:"Zoti im, më inspiro mua që të falënderoj për të mirën tënde që ma dhurove mua dhe prindërve të mij, që të bëj vepra të mira që i pëlqen Ti dhe m'i bënë të mirë pasardhësit e mij, unë pendohem te Ti dhe unë jam me muslima-nët.Të tillët janë ata që Ne ua pranojmë në mënyrën më të mirë atë që punuan, i kapërcejmë të këqijat e tyre duke i radhitur kështu ata me banuesit e xhennetit.."/El-Ahkaf:15-16/.
Armiqët e Allahut -xhel-le xhelaluhu- i shfrytëzuan ndodhitë që ndodhën në mes sahabeve, në kohën e fitnes, si shkak për fyerjen dhe akuzimin e

tyre.Por, ç'është edhe më keq, këtë plan e ndoqën edhe disa shkrimtarë bashkëkohorë, të cilët përzien atë që nuk dijnë, kështu që ata e caktuan vetën gjykatës mes sahabeve të Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-, i përkrahin disa nga ata e i bëjnë gabimtarë disa të tjerë pa kurrfarë argumenti, por vetëm me injorancë, pasimin e dëshirës dhe përsëritjen e asaj çka thonë ata urrejtës e fanatikë nga orientalistët dhe bishtat e tyre.Madje disa muslimanë të rinjë, të cilët kanë kulturë të dobët në njohjen e historisë së famshme të ummetit të tyre, fusin dyshime në të parët e tyre -selefi- të cilët jetuan në shekujt më të mirë.Ata veprojnë kështu që ta fyejnë Islamin, t'i përçajnë muslimanët dhe që ta mbjellin armiqësinë në gjeneratën e fundit të këtij ummeti kundër gjeneratës së parë të tij, në vend se t'i marrin shembull ata duke praktikuar kështu fjalën e Allahut -xhel-le xhelaluhu-:"Ata të cilët erdhën pas tyre thonë:"Zoti ynë, falna neve dhe vëllezërve tanë që na paraprinë me besim dhe mos krijo në zemrat tona kurrfarë urrejtje për ata që besuan, Zoti ynë, Ti vërtetë je i butë e i mëshirshëm"/El-Hashr: 10/.

## NDALIMI I SHARJES SË SAHABEVE DHE I DIJETARËVE TË UDHËZUAR

**Ndalimi i sharjes së sahabeve:**

Nga bazat e Ehlis-sunnetit vel-xhemaatit është se zemra dhe gjuha e tyre është e pastër ndaj sahabeve të Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-, sikurse i përshkruajti Allahu në fajlën e Tij:"..ata të cilët erdhën pas tyre thonë:"Zoti ynë, falna neve dhe vëllezërve tanë që na paraprinë me besim dhe mos krijo në zemrat tona kurrfarë urrejtje për ata që besuan, Zoti ynë, Ti vërtetë je i butë e i mëshirshëm"/El-Hashr: 10/, dhe kështu, ata

respektojnë Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- i cili tha:*"Mos i shani sahabet e mi, se betohem në Atë që shpirti im është në dorën e Tij, sikur ndonjëri nga ju të shpenzote ari -në rrugën e Allahut- sa kodra e Uhudit -kodër e madhe që është përballë Medines- nuk do të arrinte sa shpenzimi i grushtit të tyre e as gjysma e tij".*
Ata -Ehlis-sunneti vel-xhemaati- spastrohen nga rruga e rafidive -shiitëve- dhe havarixhëve -armiqët e Aliut që u ndanë nga kampi i tij gjatë luftës me Muaviun- të cilët i shajnë sahabet -radiallahu anhum- , i urrejnë ata, i refuzojnë vlerësitë e tyre dhe shumicën e tyre i bëjnë pabesimtarë.Kurse Ehlis-sunneti vel-xhemaati i pranojnë vlerësitë e tyre që u cekën në Kur'an dhe Sunnet dhe besojnë se ata jetuan në shekullin më të mirë, sikur se tha Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-:*"Shekulli më i mirë është shekulli im"*, d.m.th. sahabet e tij janë njerëzit më të mirë në këtë ummet.Pastaj, kur Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- përmendi përçarjen e ummeti islam në shtatëdhjetë e tri grupe dhe se të gjitha do të hyjnë në zjarr përveç njërës, e pyetën sahabet e tij se kush është ai grup? Ai tha:*"..ata janë ata të cilët i përmbahen kësaj -rrugës- që unë jam në te sot dhe sahabet e mij".*
Ebu Zer'a, mësuesi më i dashur i imam Muslimit, tha:"Nëse sheh se një person e zhvleftëson ndonjërin nga sahabet, dije se ai është zindik -i prishur e i devijuar-, sepse Kur'ani dhe i Dërguari -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- janë hakk dhe ajo që thonë ata është hakk, kurse ato nuk na i lanë neve askush përveç sahabeve.Ai që i fyenë ata, ai në realitet dëshiron zhvlerësimin e Kur'anit dhe të Sunnetit, ajo fyerje i takon atij dhe dënimi i tij me zindeka dhe dalal -devijim- është më i drejtë dhe hakk.Dijetari i famshëm Ibnu Hamdani në librin e tij"Fundi i fillestarëve" tha:"Ai që shan sahabet, duke lejuar ate, ai ka bërë kufr, e nëse nuk lejon ate ai ka bërë

fisk..e ai që i quan ata fasika, sulmon fenë e tyre, kurse ai që i quan ata mohues, ai veç ka bërë kufr".

**2-Ndalimi i sharjes së dijetarëve të udhëzuar nga ky ummet:**

Sahabeve në vleftë, fisnikëri dhe pozitë u pasprijnë dijetarët e udhëzuar nga tabiinët -pasardhësit e sahabeve- dhe pasardhësit e tabiinëve në shekujt e lavdëruar dhe ata që erdhën pas tyre dhe i ndoçën sahabet me të mirë.Allahu thotë:"Të hershmit e të parët nga muhaxhirinët dhe ensarët dhe ata të cilët i ndoqën ata me të mirë, Allahu ndaj të gjithë këtyreve është i kënaqur dhe ata janë të kënaqur me te"/Et-Tevbe:100/.Pra, nuk lejohet zhvleftësimi i tyre dhe sharja, sepse ata janë yje udhëzuese, Allahu thotë:"Kush i kundërvihet të Dërguarit, pasi që i është bërë e vërteta e qartë dhe ndjek rrugë tjetër nga ajo e besimtarëve, Ne e lëmë në atë që e ka zgjedhur -në dun'ja- dhe pastaj e fusim -në ahiret- në xhehnem.Sa vend i keq është ai"/En-Nisa:115/.

Komentuesi i librit "El-akidetut-Tahavije" tha:"Është obligim për çdo musliman t'i marrin për dashamirë Allahun, të Dërguarin e Tij dhe besimtarët, ashtu siç thotë Kur'ani, e posaqërisht duhet marrë për dashamirë ata që janë trashëgimtarë të profetëve, të cilët Allahu i bëri sikurse yjet me të cilët udhëzohemi në errësirat e tokës dhe te detit.Të gjithë muslimanët u pajtuan në rrugën e drejtë të tyre dhe diturinë.Ata janë zëvendësit e të Dërguarit në ummetin e tij, ringjallësit e Sunnetit të tij, ata na mësuan Kur'anin dhe ata e praktikuan ate, për ta foli Kur'ani dhe me te folën ata dhe të gjithë ata -dijetarët- janë të pajtuar për obligueshmërinë

e ndjekjes së Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-.E nëse ndonjëri nga ata dijetarë ka thënë diç, derisa hadithi i vërtetë e mohon fjalën e tij, atëherë ai justifikohet me njërën nga këto tri justifikime:

**I pari:**Mosbesimi i tij -i dijetarit- se Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- e tha atë fjalë.

**I dyti:**Besimi i tij se Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- kishte për qëllim atë që mendon ai.

**I treti:**Besimi i tij se dispozita -fjala e profetit- është e anuluar.

Ata -dijetarët- janë më të vlefshëm se sa ne, sepse ata na komunikan neve shpalljen e të Dërguarit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- dhe na sqaruan ate që është e pakuptueshme nga ajo, Allahu qoftë i kënaqur me ta:"O Zoti ynë, na fal neve dhe vëllezërit tanë që na paraprinë me besim dhe mos krijo në zemrat tona kurrfarë mllefi për ata që besuan, Zoti ynë, vërtetë, Ti je i mëshirshëm dhe i butë"/El-Hashr:10/.

Fyerja e ulemave si shkak i ndonjë gabimi ixhtihadi -përpjekjeje- të tyre, është metodë e risixhive, plan i armiqve të islamit, të cilët mundohen të fusin dyshime në Islam, të hudhin armiqësinë në mes muslimanëve, të ndajnë gjeneratën e fundit të këtij ummeti nga e para e tij dhe të përhapin përçarjen në mes rinisë muslimane dhe ulemave, sikur se është gjendja aktuale në kohën tonë.Atëherë, le të kenë kujdes disa studentë fillestarë, të cilët fyejnë fukahatë -dijetarët-, i zbresin vlerën fikhut islam dhe nuk e studiojnë ate, por kufizohen vetëm me atë që është e saktë.Ata le të krenohen me fikhun e tyre, le t'i respektojnë dijetarët e tyre dhe mos të mashtrohen nga parollat devijuese dhe mashtruese.Allahu qoftë në pëlqim.

## *KAPITULLI I KATËRT*
## BIDATET -RISITË

### DEFINIMI I BIDATIT - LLOJET DHE DISPOZITAT E TIJ

**1- Definimi i tij:**

Fjala "El-bid'atu" në gj.arabe është e marrur nga infitivi "El-bed'u" që ka kuptimin shpikje e një gjëje pa shembull të mëparëshëm, ky është kuptimi i fjalës së Allahut:"Shpikësi (Bediu, Allahu) i qiejve dhe i tokës"/El-Bekare:117/, d.m.th. shpikësi i tyre pa ndonjë shembull të mëparshëm, dhe fjala e Tij:"Thuaj -Muhammed- :Nuk jam gjë e re (bid'an, risi, nuk kam shpikur gjë të re) në mesin e profetëve"/El-Ahkaf:9/, d.m.th nuk jam i pari që erdha me shpallje nga Allahu tek njerëzit, por mua më paraprinë shumë profet.

Gjithashtu, thuhet:"ibtedea fulanun bid'aten" që d.m.th. filloi një rrugë që nuk i paraprinë në te askush.

**Risia ndahet në dy pjesë:**

**1-Risi në tradita:**Sikur se është shpikja e mjeteve bashkëkohore, e cila gjë është e lejuar, sepse bazë në tradita është lejimi -el-aslu fil-adat el-ibaha-.

**2-Risi në fe:**E cila është e ndaluar, sepse bazë në fe është ndalja në fjalën e Allahut -xhel-le xhelaluhu- apo të Dërguarit të Tij -et-tevek-kuf-.Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- tha:*"Ai që shpikë në fenë tonë, këtë, çka nuk është prej saj, ajo është e refuzuar"*, në një transmetim tjetër tha:*"Ai që punon një punë që nuk është nga kjo çështja jonë, ajo është e*

*refuzuar*".

**2- Llojet e risisë:**

**Risia në fe është dy lloje:**

**Lloji i parë:**Risia kavlijje i'tikadije -risia që shpiket në thënie dhe ajo mirret si besim-:Sikur se janë thëniet dhe besimet e Xhehemive, Mu'tezilëve, Rafidive dhe sekteve të tjera devijuese.

**Lloji i dytë:**Risia në ibadete -adhurime-:Sikur se është shfaqja e adhurimit ndaj Allahut -xhel-le xhelaluhu- me një adhurim që Ai nuk e ka bërë ligj.Kjo risi ndahet në disa kategori:

**Kategotia e parë:**Risia e cila bëhet në thelb të ibadetit:Si p.sh. shpikja e një adhurimi që nuk ka bazë në sheriat, sikur se është shpikja e një namazi apo agjërimi që nuk gjinden në sheriat ose shpikja e ndonjë feste që nuk gjinden në sheriat siç është mevludi, etj.

**Kategoria e dytë:**Risia që shtohet në një ibadet të sheriatit, sikur se është p.sh. shtimi i reqatës së pestë në namazin e drekës apo të ikindisë.

**Kategoria e tretë:**Risia që bëhet në metodën e kryerjes së ibadetit të sheriatit, d.m.th. që ai atë ta bëjë në mënyrë jo të drejtë, sikur se janë p.sh. duat e sakta që bëhen me melodi dhe me xhemaat ose sikur se është ngushtimi i shpirtit në ibadete derisa nuk i përngjan Sunnetit të Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-.

**Kategoria e katërt:**Risia që bëhet duke veçuar kohë të veçant për ndonjë ibadet të sheriatit, por që sheriati nuk e veçoi atë kohë, sikur se është veçimi i ditës dhe i natës së mesme të muajit Sha'ban për agjërim apo për namaz nafile.Agjërimi dhe falja nafile janë të sakta, por veçimi i tyre me ndonjë kohë të veçant ka nevojë për argument.

**3- Dispozita rreth bidatit në fe me të gjitha llojet e tij:**

Çdo risi në fe është e ndaluar dhe është devijim, sepse Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- tha:*"..ruajuni çështjeve të reja -që janë të kundërta me fenë islame-, sepse çdo risi -në fe- është bidat dhe çdo bidat është humbje.."*, dhe fjala e tij:*"Ai që shpikë në këtë çështjen tonë -fenë islame- çka nuk është nga ajo, ajo është e refuzuar"*.Këto dy hadithe argumentojnë se çdo risi në fe është bidat dhe çdo bidat është devijim që refuzohet.D.m.th se risitë në ibadete dhe në besime janë të ndaluara, por ndalimi kategorizohet sipas llojit të bidatit, disa nga ato janë kufr i qartë, sikur se janë p.sh. tavafi -rrotullimi- rreth varrezave, duke kërkuar kështu afrim nga ata që janë të varrosur, prerja e kurbanave për ta, lutja e tyre dhe kërkimi i ndihmës nga ata dhe sikur se janë fjalët e ekstremeve në mesin e sektit Xhehemi dhe Mu'tezili.Kurse disa nga ato -bidatet- janë mjet deri te shirku, sikur se janë p.sh. ndërtimi mbi varreza, namazi dhe lutja tek ato.Disa nga ato -bidatet- janë fisk i'tikadij -besim i prishur- sikur se janë bidati i sektit Havarixh, El-Kaderi dhe El-Murxhie në fjalët dhe besimet e tyre të kundërta me argumentet ligjore.Disa nga ato -bidatet- janë mëkat, sikur se janë p.sh. lutja dhe agjërimi duke qëndruar në këmbë nën diell dhe tredhja duke dashur prerjen e epshit, etj.

**Vërejtje:**

Ata të cilët ndajnë bidatin në bidat të mirë dhe të keqë -bidatu hasene ve bidatu sejjie- gabojnë, sepse ata kundërshtojnë fjalën e Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- :*"Çdo risi është humbje"*, ai tha se të gjitha risitë janë humbje, kurse ata thonë se nuk është çdo bidat humbje por disa nga ato janë të mira.Dijetari i famshëm Ibni Rexhebi, gjatë komentit të dyzet haditheve, tha:"Fjala e tij:*"Çdo risi është humbje"* është nga fjalët

përmbledhëse të tij, e cila nuk lë asgjë dhe ajo është bazë e fortë e fesë, e cila është e ngjashme me fjalën e Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- :*"Ai që shpikë diç të re në çështjen tonë, çka nuk është prej saj, ajo është e refuzuar"*.Pra, kushdo që shpikë diç të re dhe i'a bashkon ate fesë, pa patur kurrfarë baze në fe, ajo -risi- i kthehet atij dhe është humbje.Feja është e pastër nga ato -risi-, qofshin ato risi në besim, në vepra dhe në fjalë të hapta apo të fshehta".

Ata që thonë se ekzistojnë risia e mirë dhe risia e keqe, nuk kanë argument për këtë thënie të tyre përveç fjalës së Omerit -radiallahu anhu- të cilën e tha për namazin e teravive:"Sa bidat i mirë është ky" (të cilën fjalë e tha kur i urdhëroi muslimanët t'i falin teravitë me xhemaat).Gjith-ashtu ata thanë:Pas vdekjes së Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- ndodhën disa gjëra të reja të cilat dijetarët e parë nuk i kundërshtuan, siç ishte tubimi i Kur'anit në një mus'haf -në një libër-, shkrimi i hadithеve dhe tubimi i tyre, etj.

Përgjigjëja ndaj kësaj është se ato gjëra kishin bazë në sheriat, e nuk janë risi.Kurse fjala e Omerit -radiallahu anhu-:"Sa risi e mirë është kjo" ka për qëllim fjalën risi -bidat- gjuhësisht e jo në sheriat (më parë tham se fjala bidat në gj. arabe ka kuptimin e risisë).Kur një gjëje që ka bazë në sheriat -Kur'an apo Sunnet- i thuhet bidat, ai është bidat gjuhësor e jo ligjor, sepse bidati në sheriat është:Ai që nuk ka kurrfarë baze në sheriat ku mund të mbështet ai.Kurse tubimi i Kur'anit në një libër ka bazë në sheriat, sepse Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- urdhëroi shkrimin e Kur'anit, por ai ishte i shpërndarë -nëpër lëkura, fletë, gurë, etj, kështu që sahabet i bashkuan shkrimet e Kur'anit në një mus'haf që kështu ta ruajnë ate.Gjithashtu, taravitë Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- i fali disa netë me xhemat dhe pastaj i la ato -i fali vetë-, duke u frikuar se do të

bëhen farz për muslimanët -e do të jetë ngarkim për ata-, kështu edhe sahabet i falën ato veçmas në jetën e tij, e pasi që Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- ndërroi jetë, Omeri -radiallahu anhu- në kohën e halifatit të tij i bashkoi ata me një xhemaat dhe me një imam, ashtu siç i falën në netët e para me Muhammedin -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-.Pra, kjo nuk është risi në fe.Gjithashtu, shkrimi i hadithit ka bazë në sheriat, sepse Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- urdhëroi që t'i shkruhen disa hadithe disa shokëve të tij të cilët kërkuan një gjë të tillë, derisa shkrimi i tyre në mënyrë të përgjithshme ishte i ndalaur në kohën e Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- nga frika që mos të përzihet me Kur'anin diçka që nuk i takon atij.E pasi që Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- ndërroi jetë dhe Kur'ani u kompletua para vdekjes së tij, nuk ekzistonte më kjo frikë, andaj, muslimanët i tubuan hadithet kështu që t'i ruajn ato nga humbja, Allahu i shpërbleftë ata me çdo të mirë që na ruajtën neve Librin e Allahut dhe Sunnetin e Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- nga humbja dhe nga duartë e gënjeshtarëve.

## PARAQITJA E BIDATEVE NË JETËN E MUSLIMANËVE DHE SHKAQET QË SHKAKTUAN ATO

**1-Paraqitja e bidateve në jetën e muslimanëve.Nën te rënditen dy çështje:**

**Çështja e parë:Koha e paraqitjes së tyre:**

Shejhul-islam Ibnu Tejmije tha:"Dije se shumica e bidateve që janë të lidhura për dituritë dhe ibadetet u paraqitën në këtë ummet në kohën e fundit të El-Hulefaurr-Rrashidin -katër halifëve të parë- ashtu sikur se paralajmëroi Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-, i cili tha:"Ai që do të jetojë nga ju -me një jetë të gjatë- do të vërejë përçarje të shumta, ju përmbajuni Sunnetit tim dhe sunnetit -rrugës- të El-Hulefaurr-Rrashidin el-mehdijjine -halifëve drejtues dhe të udhëzuar".Bidatet e para që u paraqiten janë bidati i kaderive -mohuesit e kaderit, përcaktimit, këta thanë se njeriu punon çdo gjë me dëshirën e tij të plotë dhe nuk është asgjë më parë e përcaktuar-, bidati i murxhive -se besimtari mëkatar nuk është as në xhennet e as në xhehnem-, bidati i shiizmit -të cilët refuzuan sahabet përveç disave dhe thanë se Aliu është zëvendës i profetit, etj- dhe bidati i havarixhëve -ata të cilët u ndanë nga Aliu radiallahu anhu dhe e quajtën ate pabesimtarë, etj-.Kur ndodhi përçarja, pas vrasjes së Othmanit -radiallahu anhu-, u paraqit bidati i Harurive, pastaj në kohën e fundit të sahabeve ndodhi bidati i kaderive, në kohën e fundit të Ibni Omerit, Ibni Abbasit, Xhabirit dhe sahabeve të tjerë.Gjithashtu, bidati i Murxhive ndodhi afër kësaj periudhe.Kurse bidati i Xhehemive ndodhi në kohën e fundit të

tabiinëve -pasardhësve të sahabeve- pas vdekjes së Omer Ibnul-Abdul Azizit dhe transmetohet se ky i'u kërcënua atyre, derisa paraqitja e Xhehmit -kokës së Xhehemive- në Horosan ishte në kohën e hilafetit të Hisham Ibnu Abdul-Melikut.

Këto bidate u paraqitën në shekullin e dytë, kur sahabet ishin ende prezent.Ata i urrejtën ato bidate.Pastaj, më vonë, u paraqit bidati i Mu'tezilive -refuzuesit e sifateve të Allahut dhe ata që i dhanë mendjes shumë përparësi-, kështu që u paraqitën trazirat në mesin e muslimanëve dhe u paraqit përçarja në mendime dhe animi kah bidatet dhe epshet.Kurse bidati i tesavufit -sufizmit- dhe bidati i ndërtimit mbi varreza u paraqitën pas shekujve të lavdëruar - të përmendur në hadithin e Muhammedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem- dhe kështu me radhë, pas këtyre shekujve, filluan të shtohen bidatet dhe llojet e tyre.

**Çështja e dytë:Vendi i paraqitjes së bidateve:**

Sa i përket paraqitjes së bidateve, ndryshojnë vendet islame në të cilat u parqiten ato.Shejhul-islam Ibnu Tejmije tha:"Qytetet e mëdha, të cilat i banuan sahabet e Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- dhe nga ato doli dituria dhe imani, janë pesë:Mekka dhe Medinja, Basra dhe Kufja dhe Shami -Damasku-, nga ato rrodhi Kur'ani, Hadithi, Fikhu dhe ibadeti dhe çdo gjë që pason ato në çështjet islame.Nga këto vende, poashtu, përveç Medines së ndritshme, u paraqitën bidatet bazore -të besimit-.Në Kufe -të Irakut- u paraqitë shiizmi dhe Murxhitë e pastaj u shpërndanë në vendet e tjera.Në Basra -të Irakut- u paraqitën Kaderitë dhe Mu'tezilitë dhe adhurimi -misticizmi- i prishtë, e pastaj u shpërndanë në vendet tjera.Në Sham u paraqitën en-nusub dhe Kaderitë, kurse Xhehemitë u paraqitën nga ana e Horosanit të cilët ishin bidatxhitë më të këqinjë.Paraqitja e bidateve bëhej

sipas largësisë nga Medinja e ndritshme.Kur ndodhi përçarja pas vdekjes së Othmanit -radiallahu anhu- u paraqit bidati i harurive.Medinja e ndritshme ishte e pastër nga paraqitja e këtyre bidateve dhe nëse në te ekzistonte dikush që fshihte diç nga ato bidate, ai ishte i përbuzur dhe i poshtëruar.Në te ekzistonte një grup i Kaderive, por ai ishte i përbuzur dhe i nënshtruar në të kundërtën e shiitve dhe Kaderive në Kufe dhe Mu'tezilive e mistikëve në Basra dhe Nusubve në Sham.Ata në këto vende ishin të njohur.Për Medinën e ndritshme Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- tha se Dexhalli -Antikrishti- nuk hynë në te.Në te dituria dhe imani vazhduanë të jenë të hapët deri në kohën e shokëve të imam Malikut, të cilët jetuan në shekullin e katërt hixhri.

Në tre shekujt e parë të lavdëruar në Medinen e ndritshme nuk ekzistonte asnjë bidat i hapët dhe nuk rrodhi nga ajo ndonjë bidat në bazat e fesë kurrë, sikur se ndodhi me qytetet e tjera islame.

**2-Shkaqet të cilat shkaktuan shfaqjen e bidateve:**

Nuk ka dyshim se përforcimi për Kur'anin dhe Sunnetin është shpëtim nga ramja në bidate dhe devijime, Allahu thotë:"Dhe kjo është rruga ime e drejtë, ju ndiqne ate dhe mos i ndiqni rrugët -e tjera përveç Islamit- e t'ju përçajnë nga rruga e Tij.."/El-En'am:153/.Këtë çështje e sqaroi Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- në hadithin që e transmetoi Ibnu Mes'udi -radiallahu anhu-, i cili tha:"**Na bëri i Dërguari i Allahut një vijë -në tokë- e tha:"Kjo është rruga e Allahut", pastaj i bëri disa vija të tjera në të djathtën e të majtën e saj dhe tha:"Kurse këto janë rrugë -të tjera- në krye të çdo rruge është një shejtan që fton kah ai", pastaj e lexoi ajetin:"Dhe kjo është rruga ime e drejtë, ju ndiqne ate dhe mos i ndiqni**

**rrugët -e tjera përveç Islamit- e t'ju përçajnë nga rruga e Tij, kjo është ajo me të cilën ju porositeni, ndoshta do të kini frikë"**/El-En'am:153/.Pra, ai që largohet nga Kur'ani dhe Sunneti, e përfshijnë rrugët e devijuara dhe bidatet e shpikura.

**Shkaqet të cilat shkaktuan paraqitjen e bidateve mund të përmblidhen në këto çështje:**

Mosnjohja e dispozitave të fesë, pasimi i dëshirës, fanatizmi ndaj mendimit dhe personave, shembëllimi me pabesimtarët dhe imitimi i tyre.Më poshtë do t'i paraqesim këto shkaqe diç më gjerësishtë:

**1-Mosnjohja e dispozitave të fesë:**

Sa herë që kalonte koha dhe njerëzit largoheshin nga gjurmët e shpalljes, pakohej dituria dhe shtohej injoranca, ashtu sikur se paralajmëroi Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-, i cili tha:*"Ai që do të jetoj në mesin tuaj -me jetë të gjatë- do të vërejë përçarje të shumta"*, dhe fjala e tij:*"Vërtetë, Allahu nuk e merrë diturinë duke e shkulur ate nga robërit, por ai e merrë diturinë duke marrur dijetarët derisa mos ta lë asnjë dijetarë.Atëherë, njerëzit i caktojnë për kryetarë injorantët, të cilët pyetën dhe japin fetva pa dituri, kështu ata devijuan dhe kështu ata devijojnë të tjerët"*.Bidatet nuk mund t'i përmirësoj asgjë përveç diturisë dhe dijetarve, e kur të mos ekzistojnë dituria dhe dijetarët u hapet dera bidateve të paraqiten e të përhapen dhe udhëheqësve të tyre të aktivizohen.

**2-Pasimi i dëshirës:**

Ai që largohet nga Kur'ani dhe Sunneti do të pasojë dëshirën e tij, ashtu sikur se thotë Allahu:"Nëse ata nuk të përgjigjen ty, dije se ata pasojnë dëshirat e tyre,e kush është më i humbur se sa ai që pason dëshirën e tij pa patur kurrfarë udhëzimi nga Allahu"/El-Kasas:50/, dhe thotë:"A e sheh ti -Muhammed- ate që e ka bërë dëshirën e tij zot të tij.Allahu ate e humbi

me gjithë ekzistimin e diturisë tek ai dhe Ai i'a vulosi dëgjimin e zemrën e tij, kurse në shikimin e tij Ai i vendosi perde.Kush është ai që mund të udhëzojë ate pas Allahut.."/El-Xhathije:23/.

Bidatet janë pëlhura e dëshirës pasuese.

**3-Fanatizmi ndaj mendimeve dhe personave:**

Fanatizmi ndërhynë në mes njeriut dhe pasimit të argumentit e pranimit të hakkut, Allahu thotë:"Kur atyre u thuhet:Ndiqni atë që zbriti Allahu.Ata thonë:Jo, por ne ndjekim gjendjen në të cilën gjetëm babajtë tanë"/El-Bekare:170/.Kjo është gjendja me disa fanatikë bashkëkohorë nga pasuesit e drejtimeve sufite dhe kuburive -ata që janë të lidhur për varreza-.Kur ata ftohen që ta ndjekin Kur'anin dhe Sunnetin dhe ta përbuzin gjendjen e keqe në të cilën janë ata dhe cila është në kundërshtim me Kur'anin dhe Sunnetin, ata marrin për argument medh'hebet e tyre, shehët dhe babajtë e tyre.

**4-Marrja për shembull i pabesimtarëve dhe imitimi i tyre:**

E cila gjë më së shumti i hudhë njerëzit në bidate, sikur se thuhet në hadithin e Ebi Vakid El-Lejthiut, i cili tha:*"Dolëm me të Dërguarin e Allahut në Hunejn dhe ne ende ishim afër kufrit -nuk kishte shumë që kishim pranuar Islamin-, kurse politeistët kishin një pemë ku rrinin ata dhe i vënin armët rreth saj -ajo ishte e shenjtë për ata-, e cila quhej dhate envat, ne kaluam kah ajo e i tham të Dërguarit të Allahut:Caktona edhe neve një dhate envat -një pemë të shenjtë-, sikurse e kanë ata -politeistë-dhate envatin.I Dërguari i Allahut tha:"Allahu Ekber!Vërtetë, ato janë rrugët -e të parëve-, betohem në Atë që shpirti im është në dorën e Tij, ju thatë ashtu siç i thanë Benu Israilët Musaut:"Na bënë neve një Zot ashtu sikur se i kanë ata -politeistët në kohën e Musaut- ata zotra!Ai tha:"Ju, vërtetë, jeni një popull që nuk dini"*/El-A'raf:138/."

Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- tha:"**Do t'i ndjekni rrugët e atyre që ishin para juve..**", në këtë hadith kuptohet se shembëllimi me pabesimtarët është ai që i shtyri Beni Israilët të kërkojnë këtë kërkesë të ndytë, që edhe atyre t'ju caktojë Musau disa zota sikur se i adhurojnë ata zotat e tyre.E njejta gjë është ajo që i shtyri edhe disa shokë të Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- që ai t'ju caktojë një pemë nga e cila do të kërkojnë bereqet e jo nga Allahu.Ky është edhe realiteti bashkëkohorë me shumicën e muslimanëve, të cilët imitojnë pabesimtarët në veprimin e bidateve dhe shirkeve, sikur se janë festat e ditlindjeve, caktimi i disa ditëve dhe javëve për punë të veçanta, tubimi për raste fetare, mbajtja e statujave e fotografive përkujtuese, vajtimi në varreza, të gjitha bidatet rreth xhenazeve, ndërtimi mbi varreza dhe shumë të tjera.

## QËNDRIMI I UMMETIT ISLAM NDAJ BIDATXHIVE DHE METODA E EHLIS-SUNNETIT VEL-XHEMAATIT NË PËRGJIGJEJEN NDAJ TYRE

**1-Qëndrimi i Ehlis-Sunnetit vel-Xhemaatit ndaj bidatxhive:** Ehlis-Sunneti vel-Xhemaa-ti gjithmonë u përgjigjen bidatxhive, u'a urrejnë bidatet e tyre dhe u'a ndalojnë praktikimin e tyre.Më poshtë do t'i paraqesim disa shembuj:

**a)** Nga Ummud-Derdai transmetohet se tha:"Hyri tek unë Ebud-Derdai (sahabiu i njohur) i hidhëruar, i thash:Çështë me ty?Tha:Vallahi, nuk njoh diç që ata -bidatxhitë- kanë nga çështja e Muhammedit -Islami-, përveç asaj se ata të gjithë falën".

**b)** Transmetoi Omer Ibnu Jahjai, i cili tha:*"Dëgjova babain tim duke transmetuar nga babai i tij, i cili tha:Uleshim te dera e Abdullah Ibnu Mesudit para namazit të drekës, kur ai dilte shkonim me te deri në xhami.Një ditë erdhi Ebu Musa El-Eshariu, i cili tha:A doli më Ebu Abdurrahmani -Abdullah Ibnu Mesudi-?I tham:Jo.Atëherë, u ulë ai me ne derisa doli Abdullah Ibni Mes'udi.Kur ai doli nga shtëpia shkuam të gjithë me te.Ai -Ebu Musa El-Eshariu- i tha:O Ebu Abdurrahman, unë vërejta në xhami pak më parë një gjë që e urrejta dhe el-hamdu lil-lah nuk kam parë përveç mirë.Ai i tha:E çështë ajo që ke parë?A i tha:Nëse je gjallë do të shihësh!Tha:Pashë në xhami disa njerëz, të cilët ishin ulur në rrathe dhe pritnin namazin, në krye të çdo rrethi qëndronte një person, në duartë e tyre ata mbanin guralecë, ai që qëndronte në krye të tyre u thonte:Thuani Allahu Ekber njëqind herë!Ata e përsëritnin pas tij njëqind herë.Ai u*

*thoshte:Thuani la ilahe il-lallah njëqind herë!Ata e thonin ate pas tij njëqind herë.Ai u thoshte:Thuani subhanallah njëqind herë!Ata e thonin ate pas tij njëqind herë.Atëherë,ai -Abdullah Ibnu Mesudi- i tha:E çka u the ti!?Ai tha:Nuk u thash asgjë, sepse prita mendimin tënd apo urdhërin tënd.Tha:A nuk i urdhërove t'i numërojnë të këqijat e tyre dhe t'i siguroshe se nuk do të humbin nga të mirat e tyre asgjë .Pastaj, ai -Ibni Mes'udi- vazhdoi të heci dhe ne hecëm me te derisa erdhi te një nga ato rrathe, u ndal në kokën e tyre dhe u tha:Ç'është kjo që shoh se jeni duke vepruar?!Numroni të këqijat tuaja dhe unë do t'ju sigurojë se nuk do të humbni asgjë nga të mirat tuaja!Mjerë për ty o ummeti i Muhammedit!Sa shpejtë shkoni në shkatërrim!Shokët e tij janë ende të shumtë, teshat e tij ende nuk janë kalbur dhe enët e tij ende nuk janë thyer, betohem në Atë që shpirti im është në dorën e Tij, se ju jeni në një fe më të mirë se sa feja e Muhammedit ose jeni nga ata që keni hapur derën e devijimit!Ata i thanë:Betohemi në Allahun o Ebu Abdurrahman se ne dëshiruam vetëm mirë!Tha:Sa ka të tillë që dojnë hajr por nuk e arrinë ate!Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- na paralajmëroi neve se disa njerëz do ta lexojnë Kur'anin, por ai nuk do ta kaloi fytin e tyre -nuk u shkon në gjoks e në zemër-!Betohem në Allahun, nuk e di ndoshta shumica e tyre janë nga ju!Pastaj u largua nga ata".*Tha Amr Ibnu Seleme:"Shumica e atyre personave -që ishin në ato rrathe- na therrnin -na vritnin- ditën e Nehrit -Jevmun-Nehri- sepse ishin me Havarixhët(Havarixhët janë ata për të cilët Muhammedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha:"..disa njerëz do ta lexojnë Kur'anin, por ai nuk do ta kaloi fytin e tyre..)".

c) Një njeri erdhë te imam Malik Ibnu Enesi -rahimehullah- e i tha:"Prej cilit vend ta fillojë veshjen e ihramit -për Haxh apo Umre-?Tha:Nga mikati -vend i veçant ku veshet ihrami për haxh- të cilin e caktoi i

Dërguari i Allahut -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- dhe nga i veshi ai vetë.Ai i tha:E nëse i veshi ato pak më larg?Imam Maliku i tha:Nuk të them një gjë të tillë.Ai i tha:Pse e urren një gjë të tillë?Tha:Ta kam frikën se do të bishë në fitne -trazirë-.Tha:Çfarë fitneti ka nëse unë e shtojë hajrin?I tha:Allahu thotë:"Le të ruhen ata të cilët kundërshtojnë urdhërin e tij -Muhammedit- se do t'i godet ata fitneti apo do t'i godet një dënim i dhimbshëm"/En-Nur:63/.Çfarë fitneti më të madh dëshiron ti kur tenton të veçohesh me diç që nuk u veçua i Dërguari i Allahut -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-?!"

Këta ishin vetëm disa shembuj.Dijetarët sot e kësaj dite u'a urrejnë veprimet bidatxhive.

Vel-Hamdu lil-lah.

**2-Metoda e Ehlis-sunnet-it vel-Xhemaatit në përgjigjejen e tyre ndaj bidatxhive:**

Metoda e tyre është e themeluar mbi Kur'anin dhe Sunnetin.Ajo është metodë bindëse, ata i paraqesin dyshimet e bidatxhive dhe i kompromitojnë ato.Ata marrin për argument Kur'anin dhe Sunnetin që të vërtetojnë se është obligim -farz- praktikimi i sunneteve dhe ndalimi nga bidatet e risitë.Ata përpiluan një numër të madh librash në këtë çështje.Bindjet dhe mendimet e tyre gjinden në librat rreth besimeve të shiizmit, Havarixhve, Xhehemive, Mu'tezilive, Esharive të cilët shpikën bidate në bazat e imanit e të akides.Kundër këtyre sekteve u shkruajtën libra të veçanta, sikur se shkruajti p.sh. imam Ahmedi librin "Përgjigjeja ndaj Xhehem-ive", edhe dijetarët e tjerë shkruajtën libra të tilla si Othman Ibnu Seidu-Darimiu, librat e shejhul-islam Ibnu Tejmijes dhe të nxënësit të tij Ibnul-Kajjimit, Muhammed Ibnu Abdul-Vehhab dhe të tjerë.

## RRETH SQARIMIT
## TË DISA BIDATEVE E RISIVE BASHKËKOHORE

**Ato janë:**

**1-Tubimi për Mevludin e Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-.**

**2-Kërkimi i bekimit nga vendet, gjurmët, të vdekurit dhe të ngjashme.**

**3-Bidatet në aspektin e ibadeteve dhe afrimit te Allahu -xhel-le xhelaluhu-.**

Bidatet bashkëkohore janë të shumta si shkak i kalimit të kohës, pakësimit të diturisë, ekzistimit të thirrësave të shumtë në bidate dhe imitimit të pabesimtarve në traditat e tyre, ashtu si paralajmëroi Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-:"**Do t'i ndiqni rrugët e atyre që ishin para juve -Hebrenjët dhe të Krishterët- pllëmb për pllëmb e krah për krahi, edhe nëse ata hynë në vrimën e prishtë të hardhucës, ju do të hyni pas tyre".**

### 1- Tubimi me rastin e ditlindjes së Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- në muajin Rebiul-Evvel:

Ky tubim është imitim i veprimit të krishterve, të cilët tubohen me rastin e ditlindjes së Isaut -alejhis-selam-.Injorantët, në mesin e muslimanëve apo edhe në mesin e dijetarëve, tubohen në Rebiul-Evvel të çdo viti me rastin e ditlindjes së Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-.Disa nga ata e organizojnë këtë tubim në xhami, kurse disa të tjerë e organizojnë ate

nëpër shtëpi dhe nëpër vende të përgatitura për te.Në ato tubime prezentojnë një grumbull njerëzish.Këtë e bëjnë ata duke imituar kështu të krishterët në shpikjen e risisë për tubimin me rastin e ditlindjes së Isaut -alejhis-selam-.Ky tubim, përveç asaj se është bidat dhe imitim i të Krishterëve, në të shumtën e rasteve gjatë tij ndodhin shirke dhe gjëra të urrejtura, sikur se janë këndimi i ilahive ekstreme në lavdërimin e Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-, sa që ndonjëherë i bëhet atij lutje përveç Zotit, derisa ai vetë ndaloi ekstremizmin në çështjen e tij, e tha:*"Mos e teproni në lavdrimin tim, sikur se e tepruan të krishterët në lavdërimin e birit të Merjemes -Isaut alejhis-selam-.Unë, në realitet, jam rob, e ju thuani:Robi i Allahut dhe i Dërguari i Tij"*.
Ka të atillë që besojnë se edhe vetë Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- prezenton tubimet e tyre.Nga çështjet e urrejtura, të cilat i shoqërojnë këto tubime, janë këndimi i ilahive në grup duke i shoqëruar me defe e tupana dhe këndimi i ziqreve -lutjeve, duave- sufite të shpikura.Në të shumtën e rasteve aty ulen bashkë burra e gra, e cila gjë shkakton fitnen dhe dërgon deri në amoralitet.Po edhe sikur ai tubim mos t'i posedoj të gjitha këto gjëra, por të kufizohet vetëm në tubim, ngrënjen e ushqimit dhe shfaqjen e gëzimit, sikur se thonë disa, prapë se prapë ai është bidat i shpikur, kurse çdo risi është bidat dhe çdo bidat është devijim(është fjala për risitë në fe).Gjithashtu, një tubim i tillë mund të jetë mjet që ai të zhvillohet dhe të ndodhë në te ajo që ndodhë me tubimet e tjera të urrejtura.
Ne thamë se ai është risi -bidat-:Sepse nuk ka bazë në Kur'an e as në Sunnet dhe as në veprat e të parëve e të tre shekujve të lavdëruar.Ky tubim u shpik pas shekullit të katërt hixhri -shekulli i njëmbëdhjet-, ate e shpikën shiitët Fatimij.

Dijetari i famshëm Ebu Hafs Taxhud-din El-Fakihani -rahimehullah- tha:"Disa herë u përsërit pyetja nga disa njerëz të begatshëm rreth tubimit të cilin e organizojnë disa njerëz në muajin Rebiul-Evvel dhe e quajnë ate El-Mevlid -Mevlud-:"A ka ai bazë në fe"?Këta dëshirojnë përgjigjëje të çartë dhe sqarim të veçant, e unë them me pëlqimin e Allahut:Unë këtij Mevludi nuk i dij ndonjë bazë në Kur'an, e as në Sunnet dhe as që transmetohet veprimi i tij nga ndonjë dijetar i ummetit, të cilët janë shembull në fe dhe i përmbahen gjurmëve të të parëve.Ai është bidat të cilin e shpikën të papunët dhe ai është epsh i shpirtit të cilin e shfrytëzojnë barkmëdhenjët".

Shejhul-islam Ibnu Tejmije -rahimehullah- tha:"Gjithashtu, atë që bëjnë disa njerëz, duke imituar të krishterët me rastin e ditlindjes së Isaut -alejhis-selam- ose nga dashuria dhe madhërimi i Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-, duke bërë festë me rastin e ditlindjes së Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-, me ekzistimin e kundërthënieve rreth ditës së Mevludit, është veprim që nuk e bënë të parët -sahabet dhe tabiinët-, e sikur ai të ishte mirësi e pastër dhe çështje e preferuar, të parët tanë -radiallahu anhum- do ta bënin para neve!Ata e donin dhe e respektonin Muhammedin -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- më shumë se ne dhe ishin dashurues të mëdhenjë të hajrit.Ata dashurinë dhe respektin ndaj Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- e shfaqnin në ndjekjen e tij, bindjen ndaj tij, ndjekjen e urdhërit të tij, ringjalljen e Sunnetit të tij, përhapjen e shpalljes me të cilën u dërgua ai dhe luftimin në këtë rrugë me zemër, me dorë (me fuqi) dhe me gjuhë.Kjo është rruga e të parëve në mesin e muhaxhirinëve -emigrantëve të Mekkës-, Ensarëve -Medinasve të cilët i ndihmuan muhaxhirët- dhe atyre që i pasuan ata në mënyrën më të mirë.."

Dijetarët shkruajtën kundër këtij bidati libra dhe shkrime të reja e të vjetra.

Mevludi, përveç se është bidat dhe imitim i të krishterëve, ai dërgon deri te organizimi i ditlindjeve të tjera, sikur se janë tubimet për ditëlindjet e evlijave, të dijetarve dhe të kryetarve. Në këtë mënyrë hapet një derë e madhe e sherrit.

**2- Kërkimi i bekimit nga vendet, gjurmët dhe personat, qofshin të gjallë apo të vdekur:**

Në mesin e bidateve të shpikura është kërkimi i bekimit nga krijesat, e cila gjë është një ngjyrë e idollatorisë dhe rrjetë me ndihmën e të cilës të prishurit peshkojnë pasuritë e njerëzve të thjeshtë.

**Et-teberruk**:Është kërkimi i bekimit.Një gjë e tillë nuk bëhet përveç nga ai që ka një mundësi të tillë.Atë mundësi e posedon vetëm Allahu i madhëruar.Ai është i cili zbret bekimin dhe e bekon dike, kurse krijesa nuk ka mundësi ta bekojë dike.Kërkimi i bekimit nga vendet, gjurmët dhe krijesat, qofshin të gjalla apo të vdekura, nuk lejohet, sepse është shirk, nëse njeriu beson se ato gjëra të bekojnë.Kurse nëse njeriu beson se vizita e atyre gjërave, prekja e tyre dhe fshirja për to është shkak për arritjen e bekimit nga Allahu, atëherë, ato gjëra janë vetëm mjet deri te shirku.Atë që bënin sahabet -radiallahu anhum-, kur kërkonin bekim nga qimet e Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-, pështyma e tij dhe çdo pjesë që ndahej nga trupi i tij, ishte e veçant për te -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- gjatë jetës dhe prezentimit të tij mes tyre(ata të gjitha ato gjëra i bënë nga dashuria e tyre për Muhammedin -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- dhe asnjëherë nuk menduan që ashtu ata i bëjnë atij ibadet dhe se ato gjëra vetë të bekojnë).Argument për këtë është se sahabet pas vdekjes së Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- nuk kërkonin bekim nga dhoma dhe varri i tij.Gjithashtu, ata nuk shkonin në ato vende që ai u fal

dhe pushoi që të kërkojnë bekim nga ato.Nëse një gjë e tillë nuk lejohet ndaj profetit, atëherë, ndaj varreve e vendqëndrimeve të evlijave është edhe më tepër e ndaluar.Gjithashtu, ata nuk kërkonin bekimin nga njerëzit e mirë, siç ishin Ebu Bekri, Omeri dhe të tjerët në mesin e sahabeve të famshëm, qoftë gjatë jetës së tyre apo pas vdekjes.Ata nuk shkonin te shpella Hira që të falen e të luten tek ajo, ata, gjithashtu, nuk shkonin në malin Tur, ku Allahu i foli Musaut -alejhis-selam-, që të falen e të luten në te apo në çfardo vendi tjetër, ku pretendohet se qëmdruan profetët.Gjithashtu, të parët tanë nuk i preknin e as nuk i puthnin vendet në Medine e në Mekke, ku Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- zakonisht falej.Atëherë, nëse vendi të cilin Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- e shkeli me këmbët e tija fisnike dhe vendi ku u falë ai nuk i lejohen ummetit të tij të fshihen për to dhe t'i puthin ato, çka mund të themi për vendet në të cilat u falen apo flejtën njerëzit e tjerë!?Pra, fshirja dhe puthja e vendeve të tilla nuk janë nga sheriati islam me pajtimin e të gjithë dijetarëve.

**2-Bidatet në aspektin e ibadeteve dhe afrimit te Allahu:**

Bidatet që u shpikën në aspektin e ibadeteve në kohën tonë janë të shumta, kurse dihet se bazë për ligjshmërinë e ibadeteve është "et-tevkif "-se ato mirren vetëm nga argumenti Kur'anor apo i Sunnetit- e nuk pranohet diç tjetër.Nëse nuk ka argument për një veprim të tillë ai është bidat , duke u bazuar në fjalën e Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-, i cili tha:*"Ai që punon një punë që nuk është nga çështja jonë -feja- ajo është e refuzuar"*.

**Ibadetet të cilat praktikohen sot dhe nuk kanë argument, janë të shumta, nga ato:**

**Thënja e nijetit me zë para hyrjes në namaz:**Që të thuhet e bëra nijet të fali për Zotit kështu e kështu.Veprimi i tillë është bidat, sepse nuk është nga sunnetet e Muhammedit -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- dhe se Allahu thotë:"Thuaj -Muhammed-:A ju Allahut do t'ia mësoni fenë tuaj, Allahu e dinë se çka ka në qiej dhe çka ka në tokë. Allahu për çdo gjë është i dijshëm"/El-Huxhurat: 16/.

Vendi i nijetit është zemra.Pra, ai është veprim i zemrës e jo veprim i gjuhës.

**Vërejtje:**Nijetin me gjuhë nuk e kanë bërë asnjë nga imamët e njohur të medh'hebeve islame e as Ebu Hanifja -rahimehullah-.Nijeti për çdo ibadet, përveç Haxhit, bëhet me zemër pa e shprehur me gjuhë.

**Thënja e ziqreve -lutjeve e tespive- me zë dhe në grup -me xhemaat- pas namazit:**Këto lutje pas namazit me sheriat duhet çdo person t'i thotë veçmas(ato nuk kanë bazë askund se janë bërë në grup dhe me zë).

**Leximi i sures Fatiha në raste të ndryshme, pas duas dhe për të vdekurit.**

**Vajtimet për të vdekurit, përgatitja e ushqimeve me rastin e vdekjes dhe pagimi i kurrave -lexuesve të Kur'anit, të cilët u lexojnë Kur'an atyre-:**Ata mendojnë se këto veprime janë ngushllim dhe i bëjnë mirë të vdekurit.

Të gjitha këto janë bidate që Allahu për to nuk zbriti kurrfarë ajeti e argumenti.Nga ato bidate janë edhe:

**Tubimi për raste fetare:**Sikur se është nata e Isras dhe e Mi'raxhit dhe dita e Hixhretit -emigrimit të pejgamberit-:Tubimi për këto raste nuk ka kurrfarë baze në sheriat.

**Kryerja e Umres dhe ibadeteve nafile, namaze dhe agjërime,**

**në muajin Rexhep:**Ky muaj nuk ka veçanti nga muajt e tjerë dhe nuk kërkohet që patjetër të kryhet Umreja dhe të bëhen namaze e agjërime nafile në te.

**Ziqret -duat- sufite me të gjitha llojet e tyre:**Janë bidate të shpikura, sepse janë në kundërshtim me lutjet ligjore -të Kur'anit e të Sunnetit- në thurjen, formën dhe kohën e tyre.

**Përcaktimi i natës së mesme të muajit Sha'ban dhe i ditës së tij për falje nafile dhe agjërim:**Sepse nuk ka gjë të vërtetuar nga Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- të veçant për te.

**Ndërtimi mbi varreza, ndërtimi i xhamive në to dhe vizita e tyre** me qëllim të kërkimit të bekimit nga ato dhe ndërmjetësimit me të vdekurit, e të tjera nga veprimet politeiste -shirkije-.Si dhe vizita e tyre na gratë, edhe pse dihet se Muhammedi -sal-lallahu alejhi ve sel-lem- i mallkoi vizitueset e varrezave dhe ata që ndërtojnë në ato xhamia dhe ndezin qirinjë.

**Përfundimisht:**
Themi se bidatet janë posta e mendimit.Ato janë fe e shtuar që nuk e zbriti Allahu e as i Dërguari i Tij.Bidati është më i keq se sa mëkati i madh -sikur se zinaja, vrasja e njeriut, etj-.Shejtani gëzohet për dike që bënë bidate më shumë se sa me ate që bënë mëkate të mëdha, sepse mëkatari e bënë mëkatin duke e ditur se ai është mëkat dhe mund të bëjë tevbe -pendim-.Kurse bidatxhia e bënë bidatin duke besuar se ajo është fe që e afron te Allahu, kështu që nuk pendohet për te.Bidatet i zhdukin sunnetet dhe u'a bëjnë bidatxhive praktikimin e tyre -sunneteve- gjëra të urrejtura.Gjithashtu, bidati të largon nga Allahu, obligon hidhërimin e dënimin e Tij dhe shkakton devijimin e zemrave dhe shkatërrimin e tyre.

**Si duhet të sillemi me bidatxhinjët:**
Ndalohet vizita dhe shoqërimi i bidatxhive përveç me qëllim të këshillimit dhe të urrejtjes së veprimeve të tyre, sepse përzierja me ta është përzierje me sherrin dhe ndikon në përhapjen e armiqësisë së tyre tek te tjerët.Duhet të ruhemi nga ata dhe nga sherri i tyre, nëse nuk është për qëllim largimi i tyre nga praktikimi i bidateve.Është obligim për dijetarët e muslimanëve dhe për udhëheqësit e tyre pengimi i bidateve dhe largimi i bidatxhive nga sherri i tyre, sepse rreziku i tyre për Islamin është i ashpër.Pastaj duhet ditur se shtetet e kufrit favorizojnë dhe nxisin bidatxhinjët në përhapjen e bidateve të tyre dhe u ndihmojnë atyre me të gjitha metodat, sepse kështu ata shkatërrojnë Islamin dhe ç'rregullojnë pamjen e tij.
E lusim Allahun që ta ndihmoj fenë e Tij, ta lartësoj fjalën e Tij dhe t'i poshtëroj armiqët e Tij dhe paqja e Tij qoftë me Muhammedin -sal-lallahu alejhi ve sel-lem-, me familjen dhe shokët e tij.

من مطبوعات وزارة الشؤون الإسلامية والأوقاف والدعوة والإرشاد

# كتاب التوحيد

تأليف
الدكتور صالح فوزان الفوزان

باللغة الألبانية

أشرفت وكالة شؤون المطبوعات والنشر بالوزارة على إصداره

عام ١٤١٩ هـ



# كتاب التوحيد

تأليف

الدكتور صالح فوزان الفوزان

باللغة الألبانية

طبع ونشر

وزارة الشؤون الإسلامية والأوقاف والدعوة والإرشاد
المملكة العربية السعودية

ردمك : ٩٩٦٠-٢٩-٢٠٦-١